# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 340 • VITI 32 • MARS 2019 • REXHEB 1440 • ÇMIMI 1 €

- Terrorizmi nuk ka fe, as ngjyrë, as komb, as racë dhe as atdhe
- Forma e salavateve dhe përzgjedhja e duave
- Menaxho stresin sipas këshillave të Muhamedit a.s.



*Masjid Al Noor, Christchurch, Zelandë e Re*

Friday, March 22, 2019 $2.60

TE MATATIKA

# THE PRESS

NIHIL UTILE QUOD NON HONESTUM

سلام

Salam, peace

Haji-Daoud Nabi, 71
Khaled Alhaj Mustafa, 44
Hamza Mustafa, 16
Ali Elmadani, 65
Atta Elayyan, 33
Husna Ahmed, 44
Junaid Ismail, 36
Hussain Al-Umari, 35
Mucad Ibrahim, 3
Lilik Abdul Hamid, 58
Mohammed Imran Khan, 47
Linda Armstrong, 64

Sayyad Milne, 14
Ashraf Ali, 61
Syed Jahandad Ali, 34
Mian Naeem Rashid, in his 40s
Talha Naeem, 21
Tariq Omar, 24
Mathullah Safi, 55
Farhaj Ahsan, 30
Kamel Darwish, 38
Shahid Suhail, 35
Abdelfattah Qasem, 60
Musa Vali Suleman Patel, 60
Arifbhai Mohamedali Vora, 58

Ramiz Arifbhai Vora, 28
Ansi Alibava, 25
Ozair Kadir, 24
Ashraf El-Moursy Ragheb, 54
Haroon Mahmood, 40
Syed Areeb Ahmed, 26
Maheboob Allarakha Khokhar, 65
Muhammad Haziq Mohd-Tarmizi, 17
Hussain Moustafa, 70
Amjad Hamid, 57
Mounir Soliman, 68
Ghulam Hussain, 66
Karam Bibi, 63

Zeeshan Raza, 38
Abdukadir Elmi, 78
Mohsin Al Harbi, 63
Osama Adnan Youssef Abu Kwaik, 37
Mojammel Hoq, 30
Mohammad Omar Faruk, 36
Muhammed Abdusi Samad, 66
Muse Nur Awale, 77
Ahmed Gamaluddin Abdel-Ghany, 68
Ashraf Ali, 58
Zakaria Bhuiyan
Mohamad Moosid Mohamedhosen, 54

Gazeta 'Zelanda e re' është gazeta e përditshme e shtypit që ia ka dedikuar faqen e parë të saj për dëshmorët e sulmit terrorist Zelandën e Re. Ajo shënon një javë që nga dita tragjike. Fjala 'Selam' (paqe) është shkruar në arabisht së bashku me emrat e dëshmorëve.

## Në këtë numër:



DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 340 • VITI 32 • MARS 2019 • REXHEB 1440 • ÇMIMI 1 €

- Terrorizmi nuk ka fe, as ngjyrë, as komb, as racë dhe as atdhe
- Forma e salavateve dhe përzgjedhja e duave
- Menaxho stresin sipas këshillave të Muhamedit a.s.



*Masjid Al Noor, Christchurch, Zelandë e Re*

www.bislame.net


**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Terrorizmi nuk ka fe, as ngjyrë, as komb, as racë dhe as atdhe



"... kush vret ndokënd që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit. Dhe, nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e krejt njerëzve..."

(El Maide: 32)

*Masakra në Zelandën e Re dhe krimet e ISIS-it janë dy degëzime të një peme, që ushqehen nga ujërat e urrejtjes, dhunës dhe të ekstremizmit. Ka ardhur koha që njerëzit në Lindje dhe Perëndim të pushojnë nga përsëritja e gënjeshtrës së 'terrorizmit islamik', ka deklaruar Imami i Madh, Shejhul Ezheri, dr. Ahmed Et Tajib.*

*Gjatë viteve të fundit kemi përjetuar shumë sulme të tmerrshme terroriste. Është jashtëzakonisht e trishtë kur vriten njerëz të pafajshëm. Ditën e premte, më 15 mars, derisa po luteshin në xhami, në Christchurch në Zelandën e Re, 50 myslimanë u masakruan dhe 42 mbetën të plagosur nga një terrorist australian. Kjo vepër barbare theu zemrat e miliona njerëzve në mbarë botën.*

*Një numër i madh njerëzish u mblodhën me orë të tëra në të gjithë vendin për të hedhur lule jashtë xhamive dhe për të treguar mbështetjen e tyre. Popullata, përfshirë policinë e Zelandës së Re dhe pjesëtarë të grupeve të ndryshme të organizuar patrullonin jashtë xhamive, derisa myslimanët faleshin dhe luteshin në to. Vajzat jomyslimane të Zelandës së Re vendosën mbulesën për t'i bërë vajzat myslimane me mbulesë të ndiheshin më të sigurta. Kryeministrja e këtij vendi, Jacinda Ardern, vuri mbulesën dhe vizitoi personalisht komunitetin mysliman për të ofruar mbështetje. Ajo përqafoi myslimanët dhe qau me ta. Parlamenti i Zelandës së Re ftoi një imam që të hapë seancën parlamentare me një lutje islame. Flamujt u lëshuan në gjysmë shtizë. Veprimi i shtetit të Zelandës së Re u përshëndet nga e gjithë bota paqedashëse.*

*Çdo sulm terrorist trondit shumicën paqedashëse në mbarë botën. Viktimat janë viktima pa marrë parasysh racën, fenë apo statusin shoqëror. Ne si qenie njerëzore ndiejmë dhimbje për viktimat dhe dënojmë të gjithë terroristët njësoj. Nuk mund të tregohemi indiferentë dhe të shurdhër kur viktimat janë nga të "tjerët" dhe të mungojë ndenja e shprehjes së solidaritetit. Një sulm mbi myslimanët, apo jomyslimanët duhet të shkaktojë të njëjtin zemërim.*

*Për ne myslimanët, prapa këtij krimi të urryer ishte një terrorist me mendje barbare dhe kriminale. Me gjithë numrin e madh të viktimave të pafajshme dhe pamjeve të llahtarshme, kjo masakër nuk mund t'i atribuohet krishterizmit. Nëse terroristi është me përkatësi fetare të krishtere apo hebraike, kjo nuk nënkupton akuzë ndaj krishterizmit apo hebraizmit, ndonëse kryesi i saj mund të pretendojë se beson në të. Ngjashëm është edhe me Islamin. Të gjitha fetë nuk kanë të bëjnë me gjakderdhje dhe nuk janë përgjegjëse për veprimet terroriste dhe të gabuara që mund t'i bëjë ndonjë prej ithtarëve të tyre.*

*Terroristi, pavarësisht përkatësisë së tij fetare, është terrorist dhe nuk mund të etiketohet në disa raste si një 'vrasës' apo një 'gjahtar' dhe në disa raste si 'terrorist'. Ndryshe do të pyesnim: a janë fjalët teror, terrorist, fanatik vetëm për vrasësit me pasaporta nga vende dhe kultura të caktuara?*

*Për jomyslimanët nuk ka kontrolle shtesë nëpër aeroporte. Pse për njerëzit nga bota islame duhet të veprohet ndryshe? Nëse terroristi do të ishte mysliman, miliona myslimanë do të bombardoheshin dhe do të vuanin nga sulmet mediatike në javët dhe muajt e ardhshëm dhe do të fajësoheshin kolektivisht nga publiku dhe do të vendoseshin nën dyshime të përgjithshme dhe do të kontrolloheshin më shumë nga autoritetet e sigurisë.*

*Terrorizmi thyen zemra, shkakton viktima dhe merr jetë njerëzish, por ne nuk duhet të lejojmë që ai të na prishë zemrën e as të na humbasë logjikimin e shëndoshë. Ai ujitet me urrejtje dhe zemërim, por dashuria dhe dhembshuria nuk mund të mposhtet në zemrën e miliona njerëzve nga e gjithë bota.*

*Ne, të gjithë njerëzit, pavarësisht racës, fesë apo nacionalitetit, duhet "të mbajmë zi" në të njëjtën masë për të gjithë viktimat e sulmeve terroriste dhe t'i dënojmë veprimet e tilla qyqare njësoj, kurse mediet duhet t'i mbulojnë paanshmërisht masakrat dhe aktet terroriste.*

*Të gjithë duhet të jemi të vendosur të mos lejojmë që terroristët të arrijnë qëllimin e tyre duke mbjellë frikë e teror. Ta vlerësojmë jetën dhe ta përkrahim tjetrin. Me bukurinë e Islamit të ujisim farat e shpresës, të tolerancës, të respektit dhe të diversitetit.*

*Dr. Ajni Sinani*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës “El-Mearixh”- (2)

## Kërcënimi i idhujtarëve me dënimin e Ditës së Gjykimit (ajetet 1-7)

*“Një pyetës kërkoi një dënim të pashmangshëm për jobesimtarët, atë (dënim) s'ka kush që mund ta ndalë. Ai dënim vjen nga Allahu, Pronar i shkallëve të larta (në qiej). Tek Ai ngjiten engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) në një ditë që zgjat sa pesëdhjetë mijë vjet. Prandaj, ti duro me një durim të hijshëm (të mirë). Atyre u duket ai (dënim) i largët, kurse Ne e shohim të afërt.”* - (El-Mearixh, 1-7)

سَأَلَ سَائِلٌ بِعَذَابٍ وَاقِعٍ. لِّلْكَافِرِينَ لَيْسَ لَهُ دَافِعٌ. مِّنَ اللَّهِ ذِي الْمَعَارِجِ. تَعْرُجُ الْمَلَائِكَةُ وَالرُّوحُ إِلَيْهِ فِي يَوْمٍ كَانَ مِقْدَارُهُ خَمْسِينَ أَلْفَ سَنَةٍ. فَاصْبِرْ صَبْرًا جَمِيلًا. إِنَّهُمْ يَرَوْنَهُ بَعِيدًا. وَنَرَاهُ قَرِيبًا.

## Shkaku i zbritjes së ajeteve (1-2)

Ashtu siç kemi theksuar te shkaku i zbritjes së kësaj kaptine, ajetet (1-2) thuhet të kenë zbritur për Nadr ibnul Harithin, i cili botërisht kishte kërkuar nga Pejgamberi a.s., që t'ua sillte sa më shpejt dënimin, me të cilin po i kërcënonte: “Nëse ky (Kurani) është e Vërteta (e zbritur) prej Teje, atëherë lë sho nga qielli, shi gurësh kundër nesh, ose sillna ndonjë dënim të dhembshëm.” - (El-Enfal, 32).

Është transmetuar nga Ibn Ebi Hatim, e ky nga Suddiu, të ketë thënë: “Ndëshkimi i Nadrit erdhi në Ditën e Bedrit, kur myslimanët ngadhënjyen ndaj idhujtarëve”[1]

Ndërsa Rebi'ë ibn Enesi ka thënë se këto ajete kanë zbritur për Ebu Xhehlin[2]

*1. Një pyetës kërkoi një dënim të pashmangshëm,*

Idhujtarët mekas, në fillet e para të zbritjes, talleshin me Muhamedin a,s, duke e përqeshur atë rreth ajeteve kuranore që flisnin për tmerret e Ditës së Gjykimit. Ata e bënin këtë në formë sarkazmi dhe nënçmimi, duke pretenduar se këto ishin kërcënime të kota të Muhamedit a.s.. Andaj, nuk është çudi dhe as e rastësishme që paria mekase, si Nadr ibnul Harithi apo edhe të tjerët të sojit të tij të bënin këso pyetjesh ironike. Bile, shkonin edhe më larg, duke kërkuar zbatimin e këtij dënimi, në formë të rënies së gurëve nga qielli në vend të shiut. Kurani famëlartë, qëllimisht nuk e ka përmendur emrin e pyetësit, duke e injoruar atë, sepse vetë mënyra dhe forma e pyetjes ishte e tillë që synonte të fuste dyshime e huti. Të tillë pyetës e injorantë, që nuk besojnë në Ditën e Gjykimit, ka pasur dhe ka përplot në çdo vend dhe kohë, por asgjë nga këto nuk do ta ndalojnë ardhjen e Ditës së Gjykimit.[3]

Megjithatë, rreth pyetësit që kishte kërkuar apo pyetur për ardhjen e këtij dënimi hyjnor, dijetarët kanë dhënë disa mendime:

- Mendimi i parë është i atyre që mendojnë se njëri prej idhujtarëve mekas në formë talljeje, kishte kërkuar ardhjen dhe shpejtimin e këtij ndëshkimi e ai ishte Nadr ibn Harithi. Ky është mendimi i Zemhasheriut[4] dhe i shumicës dërrmuese të mufessirëve.





- Mendimi i dytë është se ky ajet nënkupton një grup të idhujtarëve e jo vetëm një individ, sepse sipas këtij mendimi parafjala *(bi)* përdoret me kuptim të parafjalës tjetër *(an)*, dhe që të dyja nënkuptojnë*"për"* apo *"rreth"* ndëshkimit, mendim të cilin e ka përkrahur edhe Ibn Ashuri[5]. Ai këtë e argumenton edhe me ajetin kuranor: *"Për këtë, pyete atë që është më i dijshmi" – (El-Furkan, 59).*

- Ndërsa mendimi i tretë është i Fahru Rraziut[6] i cili thotë se ai që e ka kërkuar shpejtimin e këtij ndëshkimi për idhujtarët, është vetë i Dërguari i Allahut-Muhamedi a.s.. Argument për këtë janë fjalët e Allahut në ajetin e 5-të të kësaj sureje: *"Prandaj, ti duro me një durim të hijshëm (të mirë)."*

*2. për jobesimtarët, atë (dënim) s'ka kush që mund ta ndalë.*

Dënimi të cilin idhujtarët e kërkonin në formë tallëse, pa dyshim që do të ndodhë, dhe atë nuk mund ta ndalë askush. Idhujtarët, të përhumbur në mugëtirën e shirkut të tyre, ishin të bindur se edhe po të ndodhte ky dënim, "zotat" e tyre të rremë e iluzorë do ta ishin në gjendje ta ndalnin.

Por, Allahu i Lartmadhërishëm, i Cili *"vonon dhe shtyn ndëshkimin, por nuk harron fjalët dhe talljet e idhujtarëve"*, ua bën me dije se ky ndëshkim i dhimbshëm, patjetër do të bjerë mbi jobesimtarët dhe mohuesit e kësaj Dite, sepse kërcënimi i Allahut patjetër do të realizohet.

*3. Ai dënim vjen nga Allahu, Pronar i shkallëve të larta (në qiej).*

Dënimi nga ana e Allahut, patjetër do të vijë, sepse Ai është Krijuesi i kësaj ekzistence. Është Pronari i qiejve të lartë, apo i Shkallëve të larta qiellore. Ai ua bën me dije jobesimtarëve se ata nuk mund ta ndalin dot dënimin e Allahut që të bjerë mbi ta. Ky dënim hyjnor do të vijë për shkak të mohimit dhe kryeneçësisë së tyre, po edhe talljeve ndaj të Dërguarit a.s..

Se çka saktësisht nënkupton fjala *"mearixh"*, do të shohim nga komentimet e dijetarëve të hershëm dhe të atyre bashkëkohorë, që merren me studimin e mrekullive shkencore në Kuran dhe Hadith.

**Ibn Abasi dhe Hasen el Basriu, janë të mendimit se kjo ditë është Dita e Gjykimit, dhe nënkupton momentin e Llogarisë para Allahut xh.sh. Kjo ditë, derisa njerëzit do të merren të gjithë në Llogari zgjat sa 50 mijë vjet të kësaj bote...**

Fjala *"mearixh"*, nënkupton shkallë apo ngritje lart. Ibn Abasi e komenton këtë pjesë të ajetit si *"Pronar i sferave të larta qiellore"*[7], në të cilat ngrihen engjëjt dhe Xhibrili, kurse Katadeja e komenton këtë fjalë se *"Allahu është Pronar i mirësive dhe begative"*[8], sepse vetë ngritja e engjëjve tek Ai është begati në vete, e cila pastaj e prek tërë krijimtarinë e Zotit të Gjithëmëshirshëm në këtë ekzistencë.

*4. Tek Ai ngjiten engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) në një ditë që zgjat sa pesëdhjetë mijë vjet.*

Nëpërmjet këtyre shkallëve qiellore, engjëjt dhe Xhibrili ngrihen tek Allahu, për të marrë urdhrat hyjnorë. Ky vend, që përkon me Madhështinë e Tij si Krijues i kësaj ekzistence, në asnjë mënyrë nuk nënkupton se Allahu e ka një vend të caktuar në Qiell, por sipas dijetarëve nënkupton vendin e madhështisë, të bamirësisë e të fisnikërisë së Tij.

Ngritja e engjëjve tek Ai, së bashku me Xhibrilin a.s. i cili këtu është quajtur me emrin e tij *"Er-Rruh"*, përkon me pamjet e një madhështie të paimagjinueshme, sa për t'ua bërë me dije idhujtarëve dhe mohuesve në çdo kohë, se Allahu është Pronar i qiejve dhe i tokës, dhe tek Ai përfundon çdo urdhër a veprim.

Rreth fjalës *"Er-Rruh"*, ka prej dijetarëve që mendojnë se me këtë term synohen shpirtrat e tërë

njerëzimit, të cilët pas vdekjes, dhe daljes së tyre nga trupi, ngrihen në qiell...,[9]bazuar në hadithin e gjatë që e transmeton Berra'ë ibn Azibi nga i Dërguari i Allahut.

Kur jemi te pjesa e ajetit: *"në një ditë që zgjat sa pesëdhjetë mijë vjet"*, dijetarët kanë dhënë disa mendime se çfarë në të vërtetë është synuar me këtë numër prej 50 mijë vjetësh. Disa kanë thënë se një Ditë tek Allahu krahasohet më 50 mijë vjet të jetës sonë në Tokë, ndërkohë që për engjëjt kjo kohë nuk vlen, sepse ata janë krijuar nga drita dhe udhëtimi i tyre është mbase edhe më i shpejtë se drita.

Ibn Abasi dhe Hasen el Basriu, janë të mendimit se kjo ditë është Dita e Gjykimit, dhe nënkupton momentin e Llogarisë para Allahut xh.sh. Kjo ditë, derisa njerëzit do të merren të gjithë në Llogari zgjat sa 50 mijë vjet të kësaj bote, pastaj banorët e Zjarrit do të vendosen në Xhehenem, kurse ata të Xhenetit, nëpër kopshtet dhe mirësitë e Allahut.[10]

Arsyeja pse Allahu e ka quajtur këtë ditë me *50 mijë vjet* zgjatje, është se idhujtarët e shihnin këtë dënim shumë të largët në kohë, madje edhe të pamundur, kurse Allahu thotë se kjo gjatësi kohore me mijëra vjet është shumë e shkurtër te Allahu, dhe ajo vjen shumë shpejt.

Në Kuran, kemi edhe një ajet tjetër që flet për gjatësinë e një dite, ku i Madhërishmi thotë: *"Ai drejton çdo çështje, prej qiellit deri në Tokë, pastaj ato kthehen tek Ai në ditën, gjatësia e së cilës është një mijë vjet sipas llogaritjes suaj."– (Es-Sexhde, 5).*

Në përpjekje për të ndërlidhur logjikisht dhe kuptimisht këto dy ajete në mes vete, për shkak të dallimit në shifra prej 49 mijë vjetësh, dijetarët duke u bazuar në thënien e Hasenit dhe të Jemanit, kanë thënë: "Dita e Kiametit do të kalojë nëpër 50 faza, secila prej tyre do të zgjasë nga 1 mijë vjet.[11] Gjithnjë sipas tyre, kjo gjatësi kohore vlen vetëm për jobesimtarët, sepse besimtarët atëbotë, do të jenë të re-

## Allahu nuk është i kufizuar me kohë dhe hapësirë. Ai është Prezent (gjendet) në tokë dhe në qiej.

hatuar nëpër Xhenet, ashtu siç dëfton edhe ky ajet kuranor: *"Atë ditë banuesit e Xhenetit do të kenë vend shumë të mirë dhe pushimore shumë të këndshme."– (El-Furkan, 24)*[12]

Ndërsa, kur është pyetur i Dërguari i Allahut në lidhje me gjatësinë e kësaj dite për besimtarin, ai qe përgjigjur: *"Pasha Atë, në Dorën e të Cilit është shpirti im, aq shumë do t'i lehtësohet besimtarit (ajo ditë), saqë do t'i duket më e lehtë (më e shkurtër) sesa falja e një namazi farz, të cilin e ka falur në dynja."*[13]

I Dërguari i Allahut në lidhje me këtë, në një hadith tjetër, të cilin e transmeton Muadhi, po ashtu ka thënë: *"Allahu do t'ju marrë në llogari aq sa është koha në mes dy namazeve. Për këtë arsye Ai e ka quajtur Veten. "Seriu-l hisab-Llogaritës i shpejtë"."*[14]

## Aspekti shkencor i ajetit 4, nga surja "El-Mearixh"

Në lidhje me aspektin shkencor të këtij ajeti kuranor, dr. Mensur Muhamed Hasib en-Nebijj, drejtori i katedrës së Fakultetit të Shkencave Natyrore – Dega e Fizikës në Universitetit "Ajnush-Shems" në Kajro, ndër të tjera thotë: "Kur i analizojmë ajetin 4 të sures *"El-Mearixh"*, në të cilin është përmendur gjatësia e një dite: *pesëdhjetë mijë vjet*, dhe atë 5 të sures *"Es-Sexhde"*, ku është përmendur gjatësia e një dite: *një mijë vjet,* pashmangshëm shtrohet pyetja: A ka kundërthënie apo jo në mes këtyre dy ajeteve, meqë para vetes shohim shpërputhje në numra: *pesëdhjetë mijë* dhe *një mijë* vjet? Dr. Mensuri thotë: "Për ta kuptuar sa më mirë këtë elokuencë kuranore, është mirë që të analizojmë pak më detajisht *"teorinë e relativitetit"* të Ajnshtajnit, i cili në të zbuloi karakterin relativ të nocioneve hapësirë dhe kohë kur tha: *"Nuk mund të flasim për kohën e ta lëmë pas dore hapësirën, as nuk mund të flasim për hapësirën e të mos e marrim në konsideratë kohën."*

Sipas "teorisë së relativitetit", koha shkurtohet duke u varur në shpejtësinë e shtuar. Sipas kësaj, ngjitja e melekëve dhe Xhibrilit a.s. do të ndodhë në një ditë, e cila është e barabartë me kohën *"prej pesëdhjetë mijë vjetësh"*, që në të njëjtën kohë, jep kufizim (zgjatim) kohor, përkatësisht shpejtësia e *"të ngjiturit"* është më e madhe. Por, *"të ngjiturit"* në ajetin tjetër do të përfundojë në një ditë e cila është e barabartë *"me një mijë vjet"*, që d.t.th. *kufizim (ngushtim) kohor*.

Këtu absolutisht nuk ka kontradiktë, thotë dr. Mensuri, përkundrazi, e gjithë kjo është plotësisht e kuptueshme, pasi dihet se melekët dhe Xhibrili a.s. janë krijesa drite, të cilat ngjiten më shpejt sesa krijesat e tjera, që nuk janë të krijuara nga drita.

Përsosmëria shkencore, vazhdon edhe me foljen *"ja'ruxhu"*, e përmendur në dy ajetet e sipërpërmendura të Kuranit, e cila në aspektin gjuhësor do të thotë: *"Ngjitje drejt shtegut të shtrembër"* e jo vijës së drejtë. *"Shtegu i shtrembër"* është parimi themelor i "teorisë së relativitetit", teori të cilën Ajnshtajni e elaboroi në vitin 1916, për ta shpjeguar baraspeshën (ekuilibrin). Pohimin e tij e plotësoi me prerjen e dritës së planetit në kozmos dhe matjen e shtigjeve të shtrembra.

Lidhur me këtë pohim të Ajnshtajnit, dr. Mensuri thotë: "Këtë më së miri e shpjegon folja *"ja'rux-*

*hu”* që është përdorur në ajetet e sipërpërmendura e jo ndonjë shprehje tjetër për shpjegimin e udhëtimeve në hapësirë, gjë që rezulton në precizitetin shkencor, sikur që përdoret edhe në këtë ajetkuranor: *“Edhe sikur Ne t'u hapnim atyre një derë në qiell dhe të ngjiteshin vazhdimisht lart në të (e të shihnin engjëjt e fshehtësisë).” (El Hixhr: 14)*

Pasi që Krijuesi, sipas Cilësive të Veta, dallohet nga krijesat e Tij, Ai është i Vetmi që nuk ka kufij, Ai është i Vetmi që është mbi hapësirën dhe kohën, siç na dëfton ky ajet kuranor: *“Ai është i Pari dhe i Fundit; i Dukshmi dhe i Padukshmi. Ai është i Gjithëdijshëm për çdo send!”(El Hadid: 3)* dhe *“…e Tij është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë…” (El Bekare: 255)*

Sipas kësaj, Allahu i Madhërishëm është Krijuesi i përhershëm. Allahu nuk është i kufizuar me kohë dhe hapësirë. Ai është Prezent (gjendet) në tokë dhe në qiej. Musai a.s. bisedoi me Allahun e Madhërishëm në Tokë (kodrinën Turi-Sina), ndërsa vulës së Pejgamberëve, Muhammedit s.a.v.s., në natën e Israsë dhe Miraxhit, ia dëftoi shenjat e Tij më të mëdha në Mbretërinë Qiellore, ku koha dhe hapësira ishin të anuluara.

Nga tërë kjo mund të konkludojmë se Allahu i Madhërishëm krijesave të veta ua ka caktuar kohën dhe i ka kufizuar me limite kohore, kurse Vetë është mbi rrjedhat e kohës. Ai është i Përhershëm për çdo kohë. Ai nuk ka të kaluar, të sotshme dhe as të ardhme. Ai, i Lartësuar qoftë në Madhërinë e Tij, është përherë i Përhershmi dhe i pandikuar nga koha, të cilën e krijoi si kufizim për të gjitha krijesat...[15]

*5. Prandaj, ti duro me një durim të hijshëm (të mirë).*

Kjo këshillë e ngrohtë nga Allahu për të Dërguarin e Vet, ia bën me dije Muhamedit a.s. që të mos brengosej për qëndrimin indiferent dhe tallës të idhujtarëve ndaj revelatës hyjnore, e mbi të gjitha ndaj ndodhisë së Kiametit dhe Ditës së Gjykimit. Kjo ditë që ata po e përgënjeshtrojnë, do të vijë, pa dyshim, por ti o Muhamed, mos u brengos, mos e vër veten në siklet, e as mos iu anko askujt tjetër pos Allahut, mbështetu vetëm tek Ai dhe duro dinjitetshëm me një durim të bukur.

*6. Atyre u duket ai (dënim) i largët,*

*7. kurse Ne e shohim të afërt.*

Idhujtarët, e shihnin këtë Ditë të Gjykimit, si ndodhi të pamundur, duke menduar se distanca kohore prej 50 mijë vjetëve, ishte shumë larg! Logjika e tyre e cekët nuk ishte në gjendje ta pranonte se ata pas vdekjes mund të ringjalleshin, prandaj për këtë arsye edhe talleshin me Muhamedin a.s., duke kërkuar prej tij, që t'ua shpejtonte dhe t'ua sillte sa më parë këtë ndëshkim!

Ajetet në fjalë, shprehin në vete një madhështi hyjnore, sepse kur Allahu thotë: *“Atyre u duket si (dënim) i largët”*, menjëherë pasohet me ajetin tjetër: *“kurse Ne e shohim të afërt”*, që nënkupton, se çdo gjë që pritet të ndodhë, do të vijë shumë shpejt, pavarësisht se kur do të vijë, në kontekstin kohor.[16]

## Porosia e ajeteve (1-7)

*- Talljet e vazhdueshme të idhujtarëve me Pejgamberin a.s. për ringjalljen dhe Ditën e Gjykimit, ishin shkak i këtij kërcënimi hyjnor. Ndëshkimi i tyre nga Allahu i Plotfuqishëm, pushteti i të Cilit përthekon çdo gjë në këtë ekzistencë, është i pashmangshëm.*

*- Në këto ajete, vërehet qartë injoranca e idhujtarëve, sepse për ta, më mirë do të ishte të kërkonin udhëzim e mëshirë sesa dënimin prej Allahut!*

*- Tek ajeti që dëfton për ngritjen e engjëjve dhe të Xhibrilit tek Ai, nuk nënkuptohet se Allahu ka vend të posaçëm, sepse Ai është i zhveshur nga të qenët në një vend të caktuar, por qëllimi është se tek Ai përfundon çdo çështje, që buron nga vullneti i Tij.*

*- Njësia numerike “50 mijë vjet” shpërfaq një mrekulli, shkencore, që ka të bëjë edhe me vetë shpejtësinë e dritës, por në mënyrë alegorike, nënkupton 50 mijë vjet “para-ndëshkim”, para se jobesimtarët të futen në azabin e vërtetë të Xhehenemit.*

*- Porosia hyjnore ndaj Muhamedit a.s. dhe ndaj besimtarëve që të durojnë e të mbështeten te Allahu, është qetësim i zemrave të tyre që të mos pikëlloheshin e as të mos zhgënjeheshin nga sprovat që po i përjetonin, sepse Dita e Gjykimit, është shumë afër, ndonëse jobesimtarët e shohin si shumë të largët.*

*- Ky parim vlen edhe për “Thirrësit islamë” në çdo kohë dhe vend, që pavarësisht sprovave me të cilat ballafaqohen në rrugëtimin e tyre, të durojnë për hir të Allahut, sepse suksesi nuk do të mungojë.*

- vijon –

*1. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. 29, f. 122. 2. Ebu Hajjan el Endelusi, El-Bahru-l Muhit, Bejrut, 1883, vëll. VIII m f. 326. 3. Grup autorësh, Et-Tefsiru-l mevdui li suveri-l Kuran, (8/343). 4. Zemahsheriu, El-Kesh-shaf, (4/608). 5. Ibn Ashuri, Et-Tahriruve-t-Tenviru, (29/155). 6. FahruRraziu, Mefatihu-l Gajb, (30/637). 7. Shih Tefsirin e Begaviut, Mealimu-t-Tenzil, Rijad, 1412 h., (8/220). 8. Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-tefsir, vëll. XXIX, f. 7427. 9. El-Maverdi, En-Nuket vel Ujun, (6/90), Bejrut, pa vit botimi. Botuar nga “Daru-l kutub el ilmijje”. 10. Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li ahkami-l Kuran, Bejrut, 2006, vëll. XXI, f.224. 11. Po aty, f.225. 12. El-Vahidij en-Nisaburi, Et-Tefsiru-l Vesit, (4/351). 13. Transmeton Imam Ahmedi (3/75) nr. (11717) nga Ebu Seid el Hudriu; Shih edhe: Taberiu (23/253) El-Askalani në Fet'hul Bari (11/448). 14. Shih: En-Nuket ve-l Ujun, (6/91); Dejlemiu nëEl-Firdevs, (nr. 5150). 15. Shkëputur pjesërisht me ndërhyrje nga: Dr. Mensur Haseb en-Nebij:* http://albhearts.smfforfree3.com/index.php?topic=566.15*; Dr. Muhamed Devdah, Sur'atu-d-dav'i fil Kuranil Kerim, kopje elektronike, pa vit dhe vend botimi; Dr. Mensur Haseb en-Nebijj, Ez-Zemenu bëjnë-l Ilmi ve-l Kuran:* http://quran-m.com/quran/article/2127/الزمن-بين-العلم-والقرآن, *edituar më 29/6/2010; Shih edhe Dr. Mensur Haseb en-Nebijj, El-Kevn vel I'xhazu-l ilmijj lil Kurani-l Kerim, (kapitulli i VI -Llugaritja e shpejtësisë së dritës), Kajro, 1991, ff. 353-377. 16. Dr. Abdurrahman bin Hasen en-Nefise, Et-Tefsiru-l Mubin, Rijad, 1429 h., vëll. IX, f. 219.*

Nexhat Ibrahimi

# Shënim mbi "Fjalorin Enciklopedik të Kosovës" (2)

## NAMAZI

Namazi është fjalë perse (në arabisht salat) është njëri prej pesë shtyllave të Islamit dhe rituali i parë, i cili kryhet pesë herë në ditë: *sabah* (fexhr), *drekë* (dhuhr), *iqindi* (asr), *aksham* (magrib) dhe *jaci* (isha). Kur folja *sal-lâ* lidhet me veprën e Zotit ka kuptimin e "*bekimit*", por kur lidhet me veprën e njeriut ka kuptimin e "*lutjes*".

Krahas namazeve ditore, kemi edhe namazin e xhenazes, të xhumasë, namazet vullnetare (nafile) etj. Urdhri për namaz është nga Allahu, kurse forma e kryerjes është nga i Dërguari Muhamed a.s.. Ai bëhet në mënyrë individuale dhe grupore. Pjesa tekstuale e namazit bëhet në gjuhën arabe (lingua sacra), kurse lutjet përcjellëse mund të bëhen edhe në gjuhën e popullit përkatës.

Namazi është lutje që sintetizon aspektin fizik dhe shpirtëror dhe përbëhet prej disa lutjeve dhe lëvizjeve. Namazi është obligim për të gjithë besimtarët e rritur, meshkuj e femra, kurse mund të zbatohet kudo: në shtëpi, zyrë, fushë, por më së miri është të bëhet në xhami.

Namazi te shqiptarët është i lashtë qysh nga periudha paraosmane, kur grupet religjioze, individët tregtarë, misionarët, ushtarakët vizitonin vendin tonë apo edhe vendoseshin për banim.

## AGJËRIMI (I RAMAZANIT)

Ramazan është emri i muajit të nëntë të kalendarit hënor islam. Muaji i agjërimit përbëhet prej 29 apo 30 ditëve. Në këtë muaj Kurani ka filluar t'i shpallet Muhamedit a.s. Ramazani fillon me shfaqjen e Hënës së Re dhe përfundon me shfaqjen e sërishme të Hënës së Re. Në traditën tonë ka qenë që fillimi i muajit të ramazanit, madje edhe çdo iftar njoftohet nëpërmjet kërcitjeve të topit ose nëpërmjet lodrave.




Përveç agjërimit detyrues të ramazanit, kemi edhe agjërim vullnetar. Gjatë ramazanit muslimanët nuk përdorin ushqim dhe pije prej agimit (syfyri) e deri në perëndim (iftari), dhe abstenojnë nga marrëdhëniet intime. Agjërimi fillon me vendosjen që të agjërojmë. Fëmijët, të sëmurët, të burgosurit, shtatzënat, udhëtarët nuk agjërojnë, por disa kategori e kompensojnë agjërimin posa të kalojë pengesa e agjërimit.

Parimi i agjërimit të ramazanit është i lidhur me kufizimet dhe paraqet pastrim dhe aspekt të sakrifikimit, por edhe solidarizim me të varfrit. Agjërimi i ramazanit shërben për arritjen e disiplinës shpirtërore. Në trojet shqiptare agjërimi ka shtrirje të ndjeshme.

## ZEQATI

Zeqati është fjalë arabe dhe ka kuptimin: pastrim, përparim, rritje, zmadhim. Ai është institucion fetar me karakter social dhe humanitar dhe është një prej shtyllave të besimit islam. Zeqati përbëhet prej dhënies së një pjese të pasurisë me qëllim të pastrimit simbolik të pjesës tjetër të pasurisë. Zeqati është sadakë, tatim vjetor i detyrueshëm, prej së paku 2.5% të pasurisë që i nënshtrohet zeqatit, të cilin çdo musliman i pasur e paguan në arkën e shtetit islam (përkatësisht në arkën e Bashkësisë Islame të vendit)

për qëllime të përcaktuara me Kuran: *"Sadaka u takon të varfërve, të mjerëve dhe atyre që e mbledhin atë, dhe atyre që duhet përfituar zemrat, dhe për lirim nga skllavëria, dhe borxhlinjve, dhe atyre në rrugën e Allahut, dhe udhëtarit. ..."* (Kurani, IX, 60). Zeqati jepet në kafshë, në ari, argjend, në prodhimet e tokës etj. Atë e jep muslimani i pasur kur pasuria e tij arrin shkallën e caktuar dhe kohën e caktuar (mbi një vit).

Zeqati ka një traditë të lashtë edhe në trojet shqiptare dhe sidomos në Kosovë, qysh nga depërtimi i Islamit në periudhën paraosmane, te muslimanët iliro-shqiptar në periudhën e sundimit bullgar mesjetar, për të vazhduar deri në ditët tona. Aktualisht zeqati në Kosovë shërben për financimin e institucioneve arsimore të Bashkësisë Islame.

## HAXHI

Haxhi është fjalë arabe dhe është njëri ndër pesë shtyllat e Islamit, për të gjithë muslimanët që së paku një herë në jetë të vizitojnë Mekën (Qabenë) dhe vendet tjera nëse ka mundësi materiale, shëndetësore dhe mendore. Ky ritual kryhet në muajin e 12 (lunar), dhu'l-hixheh, të vitit. Haxhi përbëhet prej disa detyrimeve parësore (farze): 1. Veshja e ihramit (vendosja / nijeti për haxh), 2. Qëndrimi në Arafat në kohë të caktuar dhe 3. Tavafi-zijareti dhe disa detyrimeve më të lehta si vaxhibe, sunete etj.

Haxhi (vizita e Qabesë) është pikësynim i çdo muslimani, pika qendrore drejt së cilës drejtohet çdo musliman pesë herë në ditë gjatë namazeve. Njëkohësisht, haxhi është manifestim i unitetit mes muslimanëve, solidaritetit material dhe shpirtëror dhe mirëkuptim dhe pranim i të kaluarës (Ibrahimit, Ismailit a.s. etj.). Haxhi është përvojë shpirtërore dhe aspekt i veçantë i adhurimit, i cili ka potencial të ndryshimit të vizionit njerëzor mbi realitetin.

Trojet tona ritualin e haxhit e njohin qysh nga periudha paraosmane, kur individë të caktuar nga trojet tona vizitonin Qabenë, për qëllime të përshpirtshme dhe studimi të fesë. Kjo praktikë ka vazhduar edhe në kohë të mëvonshme. Haxhinjtë krahas përvojës shpirtërore sjellin edhe dhurata të ndryshme për më të afërmit. Haxhillëku ka nxitur poetë, shkrimtarë e piktorë të ndryshëm të krijojnë vepra të shumta me vlerë dhe të dhëna të pasura për të kaluarën.

## XHIHADI

Xhihadi është fjalë arabe dhe do të thotë përpjekje, orvatje e muslimanit në emër të Allahut, për ta plotësuar përgjegjësinë islame, si në veprimet e jashtme ashtu edhe në përmirësimin e brendshëm të gabimeve personale; *xhihadi* në rrugën e Allahut, *xhihadi* me dije, me pasuri, me jetë e të tjera, në emër të Allahut. *Xhihadi* është angazhim, përpjekje; luftë për të fituar kënaqësinë e Allahut; përpjekje e brendshme për të ndryshuar shprehitë ose sjelljet e këqija në shoqërinë islame ose tek individët. Në kuptimin më të gjerë, *xhihad* do të thotë çdo aktivitet për të vendosur balancën në jetë në pajtim me normat islame.

Xhihadi nuk është luftë e shenjtë, por, "përpjekje për t'i hequr pengesat mes njeriut dhe Zotit." Xhihadi vetëm në aspektin e tij shtetëror është luftë. Sipas shkollës juridike hanefite, shteti ka katër funksione: përfaqësimi i sovranitetit, mbledhja e taksave për shërbime kolektive, ruajtja e sigurisë së brendshme e pavarësisë së drejtësisë dhe mbrojtja e jashtme e shtetit. Dijetarët islamë dallojnë dy aspekte kryesore të xhihadit: *Xhihadi i madh* (Xhihad'ul-ekber), që bëhet brenda njeriut, për mposhtjen e epsheve, lakmive etj., dhe *Xhihadi i vogël* (Xhihad'ul-esgar), që bëhet për mbrojtjen e fesë; përpjekje e jashtme në favor të fesë.

## KURBANI

Kurbani është fjalë arabe dhe domethënë sakrificë, prerja e një kafshe në emër të Zotit, për të mirën e fesë dhe për dobinë e njerëzve. Kurbani është sakrificë rituale që lidhet për pejgamberin, Ibrahimin a.s. dhe Ismailin a.s.

Kurbani sipas fesë islame ndërron traditën e deriatëhershme semite, pagane, të prerjes së njeriut (djalit më të madh) në emër të hyjnive - kafshë e në dëm të njerëzve. Kurbani mund të prehet në ditën e 10, 11 dhe 12 të muajit dhu'l-hixhe, kurse për kurban mund të prehen berrat (dashi, delja, cjapi dhe dhia që ka mbushur një vit), gjedhët (kau, demi dhe lopa që ka mbushur dy vjet) dhe devetë (mbi pesë vjet). Me rastin e prerjes cekim frazën *Bismil-lah – Allahu ekber*.

Kurbani është rast unikal simbolik dhe praktik të demonstrimit të besimit dhe ka ndihmuar që besimtarët nëpërmjet simbolit ta kuptojnë fenë më drejtpërdrejt. Ai riparon parimin latin "do ut des" që domethënë "jap që ai të më jep mua", por kultivon parimin islam pa implikime komerciale dhe të interesit. Simboli i kurbanit ka ndikuar që të unifikohet dimensioni shoqëror dhe religjioz, e të gjitha këto në frymën e maksimës së njohur muslimane: nuk ka hyjni tjetër përveç Allahut.

Në trojet tona kurbani ka një shtrirje të ndjeshme. Prehet kurbani, kurse mishi i tij ndahet kryesisht në tri pjesë (sipas rregullave fetare): familjes, të afërmve dhe miqve dhe të varfërve, por mund të ndahet edhe tërësisht.

## ISLAMI NË KOSOVË

Historia e Islamit në Kosovë e Ballkan njeh tri periudha: Paraosmane, osmane dhe pasosmane.

*Periudha paraosmane.* Prania e parë muslimane në trojet iliro-shqiptare haset me depërtimin e muslimanëve në Italinë jugore dhe në brigjet e Adriatikut për rreth 200 vjet, mirëpo, këto gjurmë i zhduki dhëmbi i kohës. Ndikimet e ndërsjella kristiano-islame janë zhvilluar në tri kahe: Kahu i Bizantit nëpërmjet kufirit bizantino-arab, kahu i Mesdheut, nga Spanja, Egjipti dhe Sicilia dhe kahu i Hungarisë nga Veriu dhe popujt nomadë. Mënyrat e depërtimit janë nëpërmjet lidhjeve tregtare e detare, politike, diplomatike e ushtarake, lëvizjeve të misionarëve të




ndryshëm dhe shpërnguljeve individuale e grupore.

*Periudha osmane.* Osmanlinjtë në tokat shqiptare për herë të parë erdhën me ftesë të princërve shqiptarë. Ndërkaq, procesi islamizimit te shqiptarët, sipas Sami Frashërit, ka qenë i gjatë, i ndërlikuar, në parim vullnetar dhe jo i dhunshëm. Në pranimin e Islamit ndikuan sidomos perspektiva transcendentale e Islamit, afirmimi i domethënies së bashkësisë kundrejt konceptit individual etj. Ky koncept shoqërisë i ka hapur perspektivë të re, pasi që ajo tash konstituohet jo si federatë jetëshkurtër e fiseve dhe grupeve, por si unitet i fortë e koheziv moralo-ideor i përmasave botërore. Kryesisht dallohen dy periudha të pranimit të Islamit: 1) Islamizimi spontan, deri në fund të shek. XVII, kur fillon dobësimi i pozicioneve të osmanlinjve në Evropë dhe 2) Prej shek. XVIII, kur islamizimi ndjek të gjitha presionet, sfidat dhe pasiguritë që po e përcjellin dobësimin dhe rënien e pandalshme. Procesi i islamizimit në qytete nuk ishte rezultat vetëm i realitetit të ri superstrukturor por edhe i organizimit të veprimtarisë prodhuese prej pushtetit osman, që shkaktoi doemos ndryshime në strukturën fetare të popullsisë qytetare. Përhapja e fesë islame bëhej shkallë-shkallë, që pas një kohe do t'i regjistrojmë edhe mëhallët e para me muslimanë. Për shembull, sipas Defterit të regjistrimit të Sanxhakut të Shkodrës, Peja më 1485, Prishtina e Vushtrria më 1487 shënohen si bashkësi muslimane. Meqë në Kosovë prej kohësh sundonin serbët e dinastisë nemanjide dhe kisha ortodokse svetisaviane, ardhja osmane e rrënoi këtë sistem asimilues sllav dhe e lehtësoi jetën e banorëve shqiptarë. Këta dhe faktorët tjerë ndikuan që kalimi në Islam të bëhej gjithnjë e më joshës dhe të shënojë rritje. Në fund të shek. XVI (1582) përqindja e popullsisë së islamizuar ishte: Peja 90%, Vushtrria 80%, Prishtina 60%, Prizreni 55.9%, Novobërda 37%, Janjeva 14%. Të dhënat e vitit 1593, sipas defterit të xhizjes së Vilajetit të Prizrenit tregojnë se 9 fshatra regjistrohen si të islamizuara. Po ky defter tregon se nga 178 fshatra të Vilajetit të Prizrenit, në 110 fshatra nuk regjistrohen më shumë se 10 shtëpi të krishtera, që flet për një ngritje numerike të muslimanëve kundrejt të tjerëve.

Edhe Pjetër Mazreku pohon për Hasin se më 1633 ishte i banuar me shqiptarë të shumtë por të cilët ishin bërë turq, të cilët i vizitonin hoxhët. Shek. XIX shënon një gjendje numerike në dobi të muslimanëve shqiptarë në të katër vilajetet, të Shkodrës, Kosovës, Manastirit dhe Janinës. Ata konsideroheshin autoktonë. Madje edhe të dhënat pas vitit 1900 janë të këtij natyre.

*Periudha pasosmane.* Gjendja e muslimanëve në këtë kohë ndjeshëm varej nga gjendja politike. Serbo-malazezët nëpërmjet dhunës, masakrave, dëbimit fizikë nga trojet shqiptare, konvertimit të dhunshëm të muslimanëve, bënin pastrimin etnik me qëllim të ndryshimit të strukturës së popullit. Veprimeve të tilla iu kundërvu Lëvizja e Rezistencës Kombëtare Shqiptare, pjesë përbërëse të së cilës ishte një pjesë e madhe e hoxhëve. Bashkësia Islame ishte në pozitë të rëndë. Barrën e mbanin hoxhët entuziastë, duke kryer rite fetare dhe shërbimet e pasvdekjes. Gjendja do të përmirësohet pakëz vetëm pas 1914, me Marrëveshjen e Stambollit, me të cilën Serbia obligohej se do t'i garantojë të drejtat e muslimanëve. Pas kësaj periudhe do të fillojë funksionimi i Myftinisë së Prishtinës, Prizrenit dhe Mitrovicës dhe disa nënmyftini. Më 1919 do të jepen propozime që organizimi të bëhet sipas modelit boshnjak, në krye të si cilës organizatë do të jetë Reis'ul-ulemaja me seli në Sarajevë. Kështu do të formohen tre myftini të qarkut dhe njëmbëdhjetë myftini të rretheve. Këto marrëveshje u sanksionuan edhe me Konferencën e Paqes në Paris më 1919, por në praktikë gjendja nuk do të ndryshojë ndjeshëm. Reforma janë bërë edhe në vitet vijuese. Edhe gjendja në arsimimin fetar ishte e rëndë. Shumë medrese ishin mbyllur, kurse ndonjë që ekzistonte ishte nën mbikëqyrjen e rreptë të shtetit. Kjo gjendje pak nga pak do të ndryshojë në periudha të caktuara, jo si shenjë e vullnetit të mirë, por si shenjë e vetëdijesimit dhe arsimimit të popullit muslimanë. Pas viteve të 70-ta të shek. XX filloi një klimë më e mirë edhe në botë edhe në Jugosllavi. Rihapja dhe reformimi i medreseve, shkollimi i kuadrit fetar, rindërtimi i xhamive, fillimi i shtypit fetar, do të ndikojë në ngritjen e vetëdijes dhe në informimin e besimtarëve. Normalisht, shteti sërish do ta vëzhgojë rreptë çdo lëvizje të muslimanëve. Gjendja do të keqësohet sidomos me luftën e Serbisë kundër Kosovës më 1999. Duke shkatërruar infrastrukturën, shtëpitë, duke demoluar e djegur mbi 220 xhami e qindra objekte tjera fetare islame, duke vrarë njerëzit, gjendja fetare në Kosovë u vështirësua skajshëm.

Dr. Ejup Haziri

# Forma e salavateve dhe përzgjedhja e duave

## Hyrje

Tematika e këtij punimi për namazin në mënyrë kronologjike, ka të bëjë më përzgjedhjen e salavateve dhe duave, të cilat bëhen në fund të namazit. Andaj, ky punim ka të bëjë me përzgjedhjen e salavateve ibrahimike dhe duave të përzgjedhura para selamit.

## Forma e salavateve

Hadithet që flasin për *salavatet* nuk janë edhe aq të shumta, por versionet e tyre që përcjellin formën e *salavateve* janë të ndryshme, dallon njëri nga tjetri, me ndonjë shtesë, apo ndonjë ndryshim të vogël e nganjëherë ndryshimi apo dallimi është shumë simbolik. Megjithatë versioni më i shpeshtë në thëniet e tij është forma që tradicionalisht është bartur gjeneratë pas gjenerate, e cila edhe tek ne është e njëjta, pa ndonjë shtesë e pa ndonjë ndryshim e të cilën do ta sjellim këtu: *"All-llahumme sal-li 'ala Muhammedin ve 'ala ali Muhammed, kema sal-lejte 'ala Ibrahime ve 'ala ali Ibrahime in-neke hamidun mexhid. All-llahumme barik 'ala Muhammedin ve 'ala ali Muhammed, kema barekte 'ala Ibrahime ve 'ala ali Ibrahime in-neke hamidun mexhid."*

*"O Zot, ki mëshirë ndaj Muhamedit dhe familjes së tij, siç pate mëshirë ndaj Ibrahimit dhe familjes së tij, se vërtet Ti je i Lavdëruar dhe i Madhërishëm. O Zot, bekoje Muhamedin dhe familjen e tij, siç e bekove Ibrahimin dhe familjen e tij, se vërtet Ti je i Lavdëruar dhe i Madhërishëm."*

Në disa transmetime mungojnë fjalët "in-neke hamidun mexhid" në pjesën e parë, gjersa vijnë në pjesën e dytë, madje hanefitë anojnë më tepër rreth tyre.

## Norma e salavateve

Gjatë uljes për namaz, së pari thuhet *teshehudi* e më pas *salavatet* dhe *duatë*, nëse është ulja e fundit e namazit. Sipas shkollës juridike hanefite thënia e *salavateve* është sunet,[1] e jo pjesë përbërëse e namazit (rukn), siç mendojnë shafitë dhe hanbelitë. Këta të fundit *salavatet* në uljen e fundit i konsiderojnë obligim të domosdoshëm (farz). Sikurse hanefitë mendojnë edhe dijetarët e Medinës në krye me Malikun, pastaj Sufjan Thevriu dhe pjesa dërrmuese e dijetarëve.

Salavatet në namaz sipas hanefitëve nuk mund të jenë mbi normën e sunetit, ndërsa jashtë namazit salavati ndaj të Dërguarit të Allahut ose mund të jetë vaxhib një herë të vetme ashtu siç ka potencuar Kerhi, ose çdoherë që përmendet emri i Pejgamberit a.s. e që këtë të fundit e ka përzgjedhur Tahaviu.[2]

Hanefitë bazohen në hadithe të shumta që flasin për përshkrimin e namazit, sikurse hadithi i Ibën Mesudit që tregon se si i Dërguari i Allahut ia kishte mësuar atij *teshehudin*, e më pas në disa prej transmetimeve përmendet kjo shtesë: "...nëse e thua këtë apo e bën këtë, e ke plotësuar namazin. Nëse do të ngrihesh, ngrihu, e nëse do të qëndrosh ulur, qëndro ashtu."[3]

Kjo pjesë e hadithit është trajtuar detajisht nga dijetarët. Nga shpërfaqja e mendimeve dhe opinioneve të tyre, dalin në pah dy gjëra të kundërta mes vete: E para: Shtojca është vazhdim i hadithit. E dyta: Shtojca është nga fjalët e Ibën Mesudit.

**Hanefitë janë bazuar edhe në hadithe të tjera, ku ndonëse flitet për bazamentet kryesore (farzet) të namazit, nuk përmendet fare *salavati*, siç është hadithi i keqfalësit të namazit, të cilit i Dërguari i Allahut ia mësoi farzet e namazit, por nuk përmendet fare *salavati*, e po të ishte salavati farz, sigurisht se do t'ia mësonte një gjë të tillë.**

Darekutni pasi që e transmeton hadithin, shprehet: "Disa (këtë pjesë) të hadithit e vendosin nga Zuhejri, i cili e ndërlidh me fjalët e të Dërguarit të Allahut, ndërsa ndarjen e kësaj pjese e ka bërë Shebabeh nga Zuhejri, i cili parasheh që kjo pjesë është nga Abdullah ibën Mesudi, dhe kjo është më afër së vërtetës..."[4] Ebu Bekër el-Hatibi në lidhje me këtë, shprehet: "Fjalët: "...nëse e thua këtë apo e bën këtë, e ke plotësuar namazin..." realisht janë fjalë të Abdullah ibën Mesudit."[5] E këtë e ka sqaruar Shebabeh ibën Sevvari në versionin e tij të transmetuar nga Zuhejr ibën Muavijeh, duke i ndarë fjalët e Ibën Mesudit nga fjalët e Pejgamberit a.s. Ngjashëm me këtë ka transmetuar edhe Abdurrahman ibën Thabit ibën Thevbani nga el-Hasen ibën el-Hurri, detajisht.[6] Edhe nëse vërtetohet se shtesa është fjalë e Pejgamberit a.s. tregon qartë se salavatet në namaz nuk janë obligim.[7]

Gjithashtu hanefitë janë bazuar edhe në hadithe të tjera, ku ndonëse flitet për bazamentet kryesore (farzet) të namazit, nuk përmendet fare *salavati*, siç është hadithi i keqfalësit të namazit, të cilit i Dërguari i Allahut ia mësoi farzet e namazit, por nuk përmendet fare *salavati*, e po të ishte salavati farz, sigurisht se do t'ia mësonte një gjë të tillë.[8]

Serhasiu në lidhje me këtë thotë: "Po të ishte salavati prej bazamenteve të namazit, i Dërguari i Allahut do t'ua mësonte atyre, por ai u tregoi për të vetëm atëherë kur ata i parashtruan pyetje dhe atëherë kur ai e mësoi beduinin rreth namazit, por që nuk e përmendi aty salavatin ndaj tij."[9]

Shafiu dhe disa që ndajnë mendim të njëjtë me të, bazohen në hadithin në vijim: Tregon Ebu Hani se Amër ibën Malik el-Xhenbij e kishte dëgjuar Fedaleh ibën Ubejdin të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut e dëgjoi një namazfalës i cili në namazin e tij lutej, por nuk dërgoi salavate ndaj të të Dërguarit. I Dërguari i Allahut tha: "U ngut ky person!", e më pas e thirri atë apo i tha dikujt tjetër: "Kur ndokush prej jush falet, le ta fillojë namazin e tij me falënderim ndaj Allahut, le ta madhërojë Atë, pastaj le të dërgojë salavate për të Dërguarin, e më pas le të lutet për çfarë të dojë ai."[10]




Gjithashtu bazohen edhe në hadithin në vijim: Nga Ebi Mesud Ukbetu ibën Amër, thotë: "Një njeri u afrua derisa u ul pranë të Dërguarit të Allahut gjersa ne ishim prezentë aty, dhe tha: "O i Dërguar i Allahut, selamin ndaj teje tashmë e kemi kuptuar, por si të dërgojmë salavate ty kur ne jemi duke u falur? Thotë (transmetuesi): "Heshti (i Dërguari) aq shumë saqë ne donim që njeriu të mos e kishte pyetur fare atë, më pas ai (i Dërguari) tha: "Kur ju të më dërgoni salavate mua, thoni: *"All-llahumme sal-li 'ala Muhammedin en-nebijji-l ummij, ve 'ala ali Muhamedin kema sal-lejte 'ala Ibrahim ve 'ala ali Ibrahime, ve barik 'ala Muhamedin en-nebijji-l ummij, ve 'ala ali Muhamedin kema barekte 'ala Ibrahim ve 'ala ali Ibrahime in-neke hamidun mexhid."*[11]

Mendimi i hanefitëve dhe pjesës dërmuese që ndajnë të njëjtin mendim është më i pranuar, ngase tekstet në këtë çështje nuk përmendin se salavatet janë të domosdoshme në namaz. Madje Kadi Ijad në lidhje me këtë shprehet: "Shafiu kundërshtoi në këtë çështje dhe tha se kush nuk i dërgon salavate pejgamberit a.s. pas teshehudit të fundit, para selamit, namazi i tij prishet. Nuk ka ndonjë fjalë të tillë nga selefi e as ndonjë sunet që mund ta pasojë... Prandaj e kundërshtuan ashpër atë disa dijetarë në këtë çështje, si Taberiu, Kushejri e të tjerët.

## Përse në salavate përmendet Ibrahimi a.s.?

Ndoshta dikush mund të jetë kurioz se përse në salavatet përmendet i Dërguari Ibrahim a.s., për dallim nga të Dërguarit e tjerë që nuk përmenden? Në lidhje me këtë çështje ekzistojnë mendime apo opinione të ndryshme që tregojnë për këtë gjë. Dijetari i madh hanefit Bedrudin Ajniu në lidhje me këtë thotë: "I Dërguari i Allahut në natën e Miraxhit kur pa tërë të dërguarit dhe lajmëtarët, i përshëndeti ata, e asnjëri prej tyre nuk e përshëndeti *ummetin* e tij, përveç Ibrahimit a.s. Andaj, i Dërguari i Allahut urdhëroi që t'i dërgojmë salavate dhe ta përshëndesim atë në çdo fund të namazit deri në Ditën e Kiametit, si shpagim për mirësinë e tij." Ajniu më pas shprehet: Thuhet se

Ibrahimi a.s. kur përfundoi konstruktin dhe ndërtimin e Qabesë, u lut për ummetin e Muhamedit a.s. duke thënë: "O Allahu im, kushdo që e viziton këtë shtëpi nga ummeti i Muhamedit, përshëndete me selam prej meje, po kështu me këtë lutje i kishte urdhëruar edhe fëmijët dhe familjen e tij, ndaj u urdhëruam ta përmendim atë në namaz si shpagim apo shpërblim për veprimin e tij të mirë."[12]

Dikush tjetër solli opinionin se veçimi i Ibrahimit në këtë kontekst ndërlidhet me faktin se ai në njëfarë mënyrë konsiderohet babai i të dërguarve të Allahut, madje edhe vetë i Dërguari Muhamed rrjedh nga ai përmes djalit të tij Ismailit.

Njëri prej opinioneve, jep tjetër shpjegim: "Ibrahimi a.s. shpesh e thoshte një lutje, të cilën Kurani e solli atë në kaptinën "Esh-shuaraë": *"Më bëj përkujtim të mirë ndër ata që vijnë pas."*[13] që nënkupton se ai pareshtur kishte bërë kërkesë Zotit të tij që emri i tij të përmendej edhe pas vdekjes së tij. Ndaj kësaj kërkese, Allahu i Madhërishëm tregoi se Ai i pranoi lutjen duke i thënë: *"Dhe Ne ua lamë atë kujtim për njerëzit e ardhshëm."*[14] Kjo nënkupton se lutja e Ibrahimit a.s. gjeti përgjigje nga ana e Allahut, i cili iu përgjigj lutjes së Ibrahimit dhe njerëzit, pas shkuarjes së tij, do ta kujtonin dhe do ta përmendnin atë deri sa të ketë besimtarë në rruzullin tokësor.

## Duatë dhe përzgjedhja e tyre

Duatë llogariten sunet dhe thuhen para selamit, gjegjësisht pas salavateve dhe ato duhet të jenë të mbështetura në Kuran apo sunet. Ulemaja e shkollës hanefite kur flasin për këtë çështje janë mjaft të prerë dhe të qartë, ata thonë se duatë duhet të jenë të ngjashme me ato që kanë ardhur në Kuran, apo eventualisht në sunet.[15] Në këtë kontekst, duhet potencuar se nuk lejohet assesi që para selamit të thuren lutje të caktuara nga namazfalësi,[16] mirëpo të thuhen ato që kanë ardhur në Kuran, si fjala vjen: *"...Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë! Zoti ynë, mos na ngarko neve barrë të rëndë siç i ngarkove ata para nesh! Dhe Zoti ynë, mos na ngarko me atë për të cilën nuk kemi fuqi! Dhe na i mbulo të këqijat, na fal dhe na mëshiro. Ti je Mbrojtësi ynë, pra na ndihmo kundër popullit pabesimtar!"(El-Bekare, 286)*

Apo: *"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na i drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, pse vetëm Ti je dhuruesi i madh."(Ali Imranë, 8)*

Apo fjalët e Zotit: *"Zoti im, më fal mua dhe prindërit e mi dhe ata që hyjnë në shtëpinë time, duke qenë besimtarë. edhe besimtarët e besimtaret, ndërsa jobesimtarëve mos u shto tjetër veçse dëshpërim."(Nuh: 28)*

Apo ajetin: *"Zoti ynë na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër, dhe na ruaj prej dënimit me zjarr!"(El-Bekare, 201)*

E, deri në fund të këtyre ajeteve të ngjashme që në vete ngërthejnë lutje të caktuara.

Ndërsa nga suneti lejohen, -sado që rekomandohet të përzgjidhen lutjet nga Kurani-, ato lutje që na janë transmetuar gjeneratë pas gjenerate, prej tyre më e mira është kjo lutje:[17]

Na ka treguar Vekiu, na ka treguar el-Evzaiu nga Hassan ibën Atijjeh, ky nga Muhamed ibën ebi Aisheh, ky nga Ebu Hurejre, ky nga Jahja ibën ebi Kethir, ky nga Ebi Selemeh, e ky nga Ebu Hurejre, i cili thotë: "Tha i Dërguari i Allahut s.a.w.s.: "Kur dikush ta përfundojë *teshehudin*, le ta lusë Allahun për mbrojtje nga katër (gjëra): "O Allah, kërkoj të më mbrosh mua nga dënimi i xhehenemit, nga dënimi i varrit, nga sprova e jetës dhe vdekjes dhe nga sprova e Dexhallit!"[18]

Vetë i Dërguari i Allahut a.s. kishte potencuar se falësi mund të përzgjedhë ndonjë lutje që i pëlqen më tepër, duke u bazuar në hadithin e gjatë të Abdullah ibën Mesudit, ku thuhet: *"...Më pas (pas shehadetit) përzgjedh ndonjë dua (lutje) që i pëlqen më tepër dhe me të lutet."*[19]

Është me rëndësi që lutja të mos jetë e veçantë vetëm për lutësin, por ajo të jetë gjithëpërfshirëse, duke u bazuar në fjalët e të Madhërishmit**:** *"Atëherë, dije se nuk ka Zot tjetër pos Allahut, kërko falje për mëkatin tënd, për të besimtarëve e të besimtareve, Allahu e di për lëshimet tuaja (për vepra) dhe për vendin tuaj."(Muhamed, 19)*

Është mirë që namazfalësi të fillojë lutjen për veten e tij, më pas për prindërit, e pastaj për gjithë myslimanët.[20]Realisht praktika jonë rreth përzgjedhjes së dy duave është praktika më e mirë e mundshme, ngase duatë në fjalë, ndonëse të shkurtra, ngërthejnë në vete fjalët më gjithëpërfshirëse. E, çdo praktikë tjetër që tenton zhvleftësimin e kësaj forme është totalisht e papranuar dhe tendencioze dhe si e tillë nuk do mirëpritet dhe nuk do të gjejë vend për t'u pranuar.

*1. Zejlei, Tebjinu-l Hakaik sherh Kenzu-d Dekaik ve Hashijetu-sh Shilbij, v.I, f.123. 2. Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi',v.I, f.53. 3. Darekutni në Sunen, v. II, f.164. numri i hadithit: 1333. 4. Po aty, v.II, f.164. 5. Mundhirij, Hafidh AbdulAdhim, Muhtesar Sunen ebi Davud. Bot.I-rë, Mektebetu-l Mearif, Rijad, 2010, v.I, f.278. 6. Zejlei, Nasbu-rr Rrajeh Liehadithi-l Hidajeh, v.I, f.554. 7. Hatabi, Ebu Sulejman Hamd ibën Muhamed ibën Ibrahim,Mealimu-s Sunen, bot.I-rë, el-Matbeatu-l ilmijeh, Haleb, 1932. V.I, f.229. 8. Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.275. 9. Serahsi, el-Mebsut, v.I, f. 29. 10. TirmidhiunëSunen, v.V, f.517. nr. i hadithit 3477 dhe thotë se hadithi është i mirë (hasen-sahih). 11. HakiminëMustedrek ale-s sahihajn, v.I, f.401, nr.988 dhethotë se hadithiështëautentik (sahih) sipaskushtevetëBuhariutdheMuslimit, ndonëseatanuk e kanënxjerrëkëtë hadith. Disakanëthënë se hadithiështë i mirë- i pranuar (hasen). 12. El-Ajniu, Sherh Sunen ebi Davud, v.IV, f.260. 13. Kur'ani, Esh-Shuaraë: 84. 14. Kur'ani, Es-Safatë: 78. 15. Zejlei, Tebjinu-l Hakaik sherh Kenzu-d Dekaik ve Hashijetu-sh Shilbij, v.I, f.123. 16. En-Nesefi, Ebu-l Berekat Abdullah ibën Ahmed, Kenzu-d dekaik, me recenzurë nga Said Bekdash. Bot.I-rë, Daru-l Beshair el-Islamijeh, 2011m, v.I, f.165. 17. Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, v.I, f.349. 18. MusliminëSahih, v.I, f.412, nr. 588. 19. Buhariu në Sahih, nr.835; Ebu Davudi në Sunen, nr.968. Hadithi është autentik. 20. Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, v.I, f.349; Zejlei, Tebjinu-l Hakaik sherh Kenzu-d Dekaik ve Hashijetu-sh Shilbij, v.I, f.123;*

**Mevluddin Aliu**

# Një vepër emblematike e fikhut hanefi (Halebi Kebir dhe Halebi Sagir)

Doracaku i ibadetit "Munjetul-musal-li ve gunjetul-mubtedi" është një vepër unike e shkruar nga imam Kashgari mbi ibadetin e namazit.

## Rreth autorit

Quhet Muhamed bin Muhamed, njihej me nofkën Ebu Abdilah dhe me epitetin Sediduddîn. Lindi në Kashgar, qytet në Turkistanin Lindor, dhe mbi bazë të prejardhjes mori edhe emrin me të cilin u bë i famshëm. I takon plejadës së dijetarëve të drejtimit hanefi të shekullit VIII hixhri. Ishte njohës i shkëlqyeshëm i shumë fushave fetare, sidomos i fushës së fikhut, tefsirit, sires dhe sufizmit, madje Sujuti e radhiti edhe në mesin e gramaticientëve arabë.[1]

Kërkimin e diturisë e filloi me udhëtimin për kryerjen e Haxhit në Mekë, ku edhe qëndroi plot katërmbëdhjetë vjet duke nxënë njohuri nga dijetarët më me autoritet të kohës. Prej Mekës transferohet në Jemen, ku përfundimisht merr vendbanim qytetin Teiz, ku edhe ndërroi jetë në vitin 705 hixhri.

Pothuajse të gjitha burimet biografike përmendin se Kashgariu nuk ka lënë shumë vepra. Në mesin e tyre veçojmë:

Muhtesar usdul gabeh fi ma'rifetis-sahabe.

*Mexhmeul garaib ve Membeil Fevaid.*

*Taxhus-seâde.*

*Kitabus-sijakât.*

*Munjetul-musal-li ve gunjetul-mubtedi'.*[2]

**Vepra fillon me një hyrje të shkurtër në të cilën autori sqaron se llojet e dijes edhe pse janë të shumta, ajo që mbetet më themelore për t'u studiuar fillimisht është çështja e namazit, pastaj arsyeton emrin që zgjodhi për veprën e tij. Më pas, hyn në temë duke shqyrtuar rëndësinë e namazit dhe obligueshmërinë e tij në bazë të Kuranit, Sunetit dhe Ixhmait (konsensusit).**

Kjo e fundit është ndër veprat më të njohura të cilat shtjellojnë namazin sipas drejtimit hanefi dhe e cila mbetet aktuale që nga koha e përpilimit e deri më sot. Vepra në fjalë pati jehonë jashtëzakonisht të madhe në mesin e nxënësve dhe të studiuesve të medhhebit. Këtë e vërteton më së miri numri i madh i dorëshkrimeve të këtij libri nëpër arkiva dhe libroteka të ndryshme. Vetëm libroteka e mbretit Abbdulaziz në Medinë disponon më shumë se njëqind kopje të librit në dorëshkrim[3].

Në bazë të titullit kuptohet se kjo vepër shtjellon në detaje dispozitat e namazit sipas përcaktimit të Ebu Hanifes dhe nxënësve të tij Ebu Jusufit, Muhamedit e nganjëherë edhe Zuferit, duke iu referuar ndonjëherë edhe drejtimeve të tjera juridike, sidomos imam Shafiut, Zoti pastë mëshirë për të gjithë! Autori për përpilimin e veprës së tij grumbulloi materialet nga veprat më të hershme të autorëve më kompetentë të medhhebit hanefi, ndër të cilat ai përmend *Hidajen e* Merginanit, *Muhitin* e Kermanit dhe *Fetava Kadi Khan* të Ozxhendiut.

Vepra fillon me një hyrje të shkurtër në të cilën autori sqaron se llojet e dijes edhe pse janë të shumta, ajo që mbetet më themelore për t'u studiuar fillimisht është çështja e namazit,



**Edhe vetë juristi i madh hanefi Ibën Abidini (vdiq 1252 h) është bazuar në këto dy komente në përpilimin e Hashijes së tij të famshme. Kështu që, kur hasim te Ibni Abidini shprehjen *"el-halbeh"* ka për qëllim komentin e Ibën Emir Hâxhit, e kur përmendet *"sherhul-munjeh"* bëhet fjalë për komentin e Ibrahim Halebiut.**

pastaj arsyeton emrin që zgjodhi për veprën e tij. Më pas, hyn në temë duke shqyrtuar rëndësinë e namazit dhe obligueshmërinë e tij në bazë të Kuranit, Sunetit dhe Ixhmait (konsensusit). Vazhdon të flasë për kushtet e namazit, shtyllat e sunetet e tij dhe për gjërat e ndaluara gjatë abdesit. Flet në mënyrë më të detajuar mbi normat e pastërtisë duke e ndarë në: pastrim farz, vaxhib ose mustehab. Kalon te normat e tejemmumit dhe kushtet e tij, për të sqaruar më pas meshun mbi meste, plagë (fashë) dhe çorapë e kështu me radhë. Aty gjithashtu flet për gjërat të cilat e prishin abdesin, sqaron dispozitat e papastërtisë dhe shtjellon temën e ujërave. Më tej vazhdon me sqarimet për farzet dhe sunetet e namazit, mënyrën e të falurit, sunetet dhe nafilet, gjërat që prishin namazin, sexhdenë e harresës




dhe e përfundon veprën duke shtjelluar dispozitat e gabimeve gjatë leximit të Kuranit në namaz.

Vlera e madhe shkencore e kësaj vepre zgjoi kureshtjen e studiuesve për ta komentuar atë. Në mesin e shpjeguesve më të njohur janë dy:

Ibën Emir Hâxh(vdiq 879 h), i cili e komentoi në dy vëllime dhe e titulloi *Halbetul muxhel-li ve bug-jetul murtedi fi sherhi munjetil musal-li ve gunjetil-mubtedi*[4].

Ibrahim bin Muhamed Halebiu (vdiq 956h), për të cilin flasim në vijim.

Edhe vetë juristi i madh hanefi Ibën Abidini (vdiq 1252 h) është bazuar në këto dy komente në përpilimin e *Hashije*s së tij të famshme. Kështu që, kur hasim te Ibni Abidini shprehjen "*el-halbeh*" ka për qëllim komentin e Ibën Emir Hâxhit, e kur përmendet "*sherhul-munjeh*" bëhet fjalë për komentin e Ibrahim Halebiut.[5]

Vlen të theksohet këtu se asnjëri prej komentarëve të shkruar për këtë libër nuk patën jehonë sa ai i Ibrahim Halebiut.[6]

**Rreth komentatorit**

Ibrahim bin Muhamed el-Halebi është një dijetar i shquar islam. Ai njihte mirë të drejtën islame (fikhun) dhe bazat e së drejtës (usuli fikhun), gjuhën arabe, tefsirin, hadithin dhe kiraetet. Mësimet e para i mori në vendlindje, në Haleb, te dijetarët e kohës, pastaj udhëtoi në Egjipt për t'u thelluar më shumë në disa shkenca të fesë. Nga aty kaloi në Stamboll, për t'u vendosur përfundimisht, ku emërohet imam dhe hatib në Xhaminë e Fatihut dhe ligjërues në shkollën profesionale për leximin e Kuranit që njihej si *darul-kurra'*. Vazhdoi kështu deri në fund të jetës së tij në vitin 956 h.[7]

Ishte njeri i devotshëm, shumë i dhënë pas ibadetit, nuk shihej askund përveçse në shtëpi ose xhami dhe nuk mbahet mend të kishte përgojuar njeri. Kënaqësia e tij ishin dituria, ibadeti dhe përpilimi i librave të ndryshëm fetarë.[8]

**Botimi dhe ribotimi i njëpasnjëshëm i kësaj vepre, në të dy versionet e saj (Halebi Kebir dhe Halebi Sagir), në gjuhë të popujve të ndryshëm në mbarë botën islame pati jehonë të madhe dhe u mirëprit edhe nga qarqet shkencore, gjë që dëshmon për cilësinë e lartë shkencore të veprës në fjalë, sepse autori është Ibrahim Halebiu, pa verdiktin e të cilit nuk punonin as dijetarët më eminentë të kohës së tij. Madje edhe vetë Myftiu i shtetit Osman, Shejhul-islami, Sa'di Çelebi (vdiq 945 h) e konsultonte për çështje apo fetva të ndërlikuara.**

Nga veprat e tij veçojmë:

Multekal-ebhur.

*Tuhfetul-ahjari aled-Durr-rril-muhtari sherhi Tenviril-ebsâri.*

*Tesfihul-gabijji firr-rreddi ala Ibni Arabi*

*Err-rrehsu vel-veksu limustehil-lirr-rraks*[9]

Ibrahim Halebiu la pas dy komentar mbi librin "Munjet-ul-musal-li":

Komentari i zgjeruar, me titull "*Gunjetul-mutemeli fi sherhi munjetil-musal-li*" ose ndryshe "*Halebi Kebir*", për të cilin historiani i njohur Muhamed Ragib Et-Tabbah thotë se e tejkalon komentimin e Ibën Emir Haxhit[10] dhe interesimi i madh për këtë vepër bëri që të botohet e ribotohet shumë herë nëpër vende të ndryshme të botës islame[11];

Komentari i shkurtuar, me titull "*Muhtesar gunjetul-mutemeli*" dhe i njohur më shumë si "*Halebi Sagir*". Asyeja e përpilimit të versionit të shkurtër, sipas autorit, është arritja në përfundimin se komenti i zgjeruar ishte paksa voluminoz e që për fillestarët dhe të paarsimuarit mund të shkaktonte lodhje e bezdi, prandaj vendosi ta shkurtonte me qëllim që të jetë sa më i lehtë dhe më afër nivelit të të interesuarve.[12]

Libri "Halebi Sagir" hasi në pranim jashtëzakonisht të madh, jo vetëm nga ana e masës së gjerë, por edhe nga elita intelektuale, dëshmi e mjaftueshme për këtë janë botimet e tij të shumta. Ky version u botua në Stamboll në vitet 1242, 1268, 1286, 1309, 1312, 1316, 1317, 1320; dhe në Lahor në vitin 1889.[13]

Botimi dhe ribotimi i njëpasnjëshëm i kësaj vepre, në të dy versionet e saj (Halebi Kebir dhe Halebi Sagir), në gjuhë të popujve të ndryshëm në mbarë botën islame pati jehonë të madhe dhe u mirëprit edhe nga qarqet shkencore, gjë që dëshmon për cilësinë e lartë shkencore të veprës në fjalë, sepse autori është Ibrahim




Halebiu, pa verdiktin e të cilit nuk punonin as dijetarët më eminentë të kohës së tij. Madje edhe vetë Myftiu i shtetit Osman, Shejhul-islami, Sa'di Çelebi (vdiq 945 h) e konsultonte për çështje apo fetva të ndërlikuara.[14]

Duke folur për biografinë e Ibrahim bin Muhamed el-Halebi, enciklopedisti Osman Tashkypri Zade thotë: "Ai komentoi librin "*Munjetul-musal-li*" dhe nuk lëshoi ndonjë çështje të namazit pa e përmendur në veprën e tij në mënyrën më të mirë të mundshme."[15]

Në fund, dua ta përmbyll duke theksuar se nuk pretendoj që kam përmendur gjithë çfarë është dashur të thuhet rreth autorit dhe veprave, mirëpo qëllimi im është rifreskimi i kujtesës sonë për të mos harruar një emër kaq të madh sa ky i Ibrahim Halebiut, asnjë vepër kaq më vlerë sa libri i tij i cili deri në ditëte vona ishte burimi kryesor për çështjet e namazit në trojet tona.

*Literatura:*

1. *Abdurrahman Es-Sujuti, Bug-jetul-vuât fi tabekatil-lugavijjînë ven-nuhât, Haleb: Isa el-babel-Halebi, 1964.*
2. *Muhamed bin Muhamed El-Kashgari, Munjetul-musal-li vegunjetul-mubtedi', rec. Emine Omer El-Harrat, Damask: Darul-kalem, 2007.*
3. *Haxhi Halife, Keshshafudh-dhunun an esamil-kutubi vel funun, rec. Muhamed Sherefuddin Jeltekaja, Daru ihjait-turathil-arabi, 1941.*
4. *Tashkypri Zade, Esh- shekaikun-nu'manijjeti fi ulemaid-devletil-uthmanijjeti, Istanbul: Dersaadet.*
5. *Omer Rida Kehhale, Mu'xhemul-muel-lifinë, Damask: Muessesetu-rr-rrisale, 1957.*
6. *Muhamed Ragib et-Tabe el-Halebi, I'lamun-nubelai bi tarihi Halebish-shehbai, ed.2, Haleb: Darul-kalem, 1989.*
7. *Islam Ansiklopedisi, Munyetulmusalli, TDV, Istanbul, 2006, cilt 32/33.*
8. *TashkypriZade, Esh-shekaikun-nu'manijjeti fi ulemaid-devletil-uthmanijje, Istanbul: Dersaadet.*

*Fusnotat:*

*1. Abdurrahman es-Sujuti, Bug-jetul-vuât fi tabekatil-lugavijjînë ven-nuhât, Haleb: Isa el-bab el-Halebi, 1964, 1/230. 2. Muhamed bin Muhamed El-Kashgari, Munjetul-musal-li vegunjetul-mubtedi', rec. Emine Omer El-Harrat, Damask: Darul-kalem, 2007, fq. 9. 3. El-Kashgari, Munjetul-musal-li ve gunjetul-mubtedi', fq. 7. 4. Haxhi Halife, Keshsha fudh-dhunun an esamil-kutubi vel funun, rec. Muhamed Sherefuddin Jeltekaja, Daru ihjait-turathil-arabi, 1941, 2/1887. 5. Kashgari, Munjetul-musal-li vegunjetul-mubtedi', fq. 7. Vepra në fjalë u botua në: Stamboll 1265, 1277, 1285, 1831, 1902, 1907; Delhi 1337; Lahor 1870, Bombai 1302, 1303, Kazan 1889, Leknau 1315, Damask 2002. 6. Nga studiuesit bashkëkohorë të cilët u morën me këtë vepër madhore vlen të përmenden emrat e studiuesve sirian Emine Umer el-Harrat, Abdulkerim Hamza, Ahmed Reshid Themil dhe studiuesi malejzian Ahmed Mahmud Ebu Hasubeh. 7. Tashkypri Zade, Esh-shekaikun-nu'manijjeti fi ulemaid-devletil-uthmanijjeti, Istanbul: Dersadet, fq. 296. 8. Po aty. 9. Omer RidaKehhale, Mu'xhemul-muellifinë, Damask: Muesseseturr-rrisale, 1957, 1/55. 10. MuhamedRagibet-Tabe el-Halebi, I'lamun-nubelaibitarihi-Halebish-shehbai, ed.2, Haleb:Darurl-kalem, 1989, 5/534. 11. Lekneu në vitin 1222, 1323, Stamboll në vitin 1253, 1256, 1295, 1300, 1325, Lahor në vitin 1310 dhe 1314. Islam Ansiklopedisi,cilt 32/33, f. 32. 12. HalebiSagir, http://riyadhalelm.com/play-9632.html, f 4. 13. Islam Ansiklopedisi, Munyetulmusalli, TDV, Istanbul, 2006, cilt 32/33, f 32. 14. TabeHalebiu, I'lamun-nubelabitarihi-Halebesh-shehba', 5/534. 15. TashkypriZade, Esh-shekaikun-nu'manijjeti fi ulemaid-devletil-uthmanijje, Istanbul:Dersaadet, fq. 296.*

Dr. Selatin Mehani

# “Lehtësimi ligjor” dhe reflektimi i tij në aktualitetin njerëzor (2)

Rregullat e Usulit janë ato kritere gjuhësore të vendosura mbi baza të argumentit për të definuar kuptimin e argumenteve dhe përkufizimin e «ixhtihadit”

## “Lehtësimi ligjor» dhe rregullat e Usulit

Rregullat e Usulit janë ato kritere gjuhësore të vendosura mbi baza të argumentit për të definuar kuptimin e argumenteve dhe përkufizimin e «ixhtihadit”[1].

Sikur rregullat e Usulit, ashtu edhe ato të fikhut ndihmojnë në të kuptuarit e mirë të qëllimit të teksteve dhe të dispozitave të cilat ato japin. Ato janë të bazuara në parime fetare, prandaj të bazuarit në to është njëjtë sitë bazuarit në argument.

*“Çdo obligim parësor (azime), lënia e të cilit është e lejuar, quhet “lehtësim ligjor”, i cili edhe nëse veprohet (si obligim parësor) është i vlefshëm.”*

“Lehtësimi ligjor” thamë se është të punuarit kundër asaj që flet argumenti, por nëse i ngarkuari punon me “argumentin parësor” (azime), por duke mos e vënë në rrezik jetën apo diçka të domosdoshme për të, dhe nuk e shfrytëzon “lehtësimin ligjor”, të tillit i pranohet. Për dallim nga “obligimi parësor”, i cili nëse vërtetohet dhe definohet, i tilli duhet të zbatohet në formën që është kërkuar, në të kundërtën nuk pranohet.

*“Nevoja është shkak i lehtësimit ligjor.”*

Me fjalën “nevojë” është për qëllim ajo çështje pa të cilën jeta vazhdon, por me vështirësi të theksuara, prandaj kur nevoja paraqitet, mund të vihet në veprim “lehtësimi ligjor”, kurse kur ajo nuk gjendet, edhe mundësia

**“lehtësimi ligjor” është legjitimuar për të mënjanuar vështirësitë dhe për të lehtësuar ato, prandaj atij që ka qëllim të bëjë mëkat, nuk i duhet lehtësuar, por duhet shtrënguar në mënyrë që mos t’i mundësohet bërja e veprës së ndaluar.**

për shfrytëzimin e “lehtësimit ligjor” nuk ekziston. Për shembull, transmeton Ibën Abasi r.a., se i Dërguari i Zotit -salAllahu alejhi ve selem- kishte bashkuar namazin e drekës me atë të ikindisë dhe të akshamit me të jacisë, pa pasur rrethana frike dhe as shi. Kur u pyet pse e ka bërë këtë, ai tha se ka dashur që mos ta rëndojë ymetin e tij[2]. Prandaj, në rastin në fjalë, kemi të bëjmë me një nevojë, e cila nëse nuk realizohet jeta vazhdon në formë normale, por me vështirësi[3].

*“Çdo veprim i cili lejohet për shkak të nevojës, nuk lejohet para se të shfaqet ajo (nevoja)”.*

Edhe ky rregull është i ngjashëm me atë paraprak. Shembull, nëse i ngarkuari niset për një udhëtim, dhe i njëjti është agjërueshëm për shkak të Ramazanit, të tillit nuk i lejohet ta ndërprejë agjërimin derisa të paraqitet nevoja, apo shkaku i lehtësimit. Pra, ai e fillon udhëtimin e tij duke qenë agjërueshëm, dhe në momentin kur paraqitet nevoja për të ngrënë, apo për ta ndërprerë agjërimin, atëherë i lejohet ta shfrytëzojë “lehtësimin ligjor”. I ngjashëm me këtë rregull është edhe: «Ajo çka lejohet për (një) arsye, s’lejohet nëse arsyeja zhduket”. P.sh., nëse nuk ka ujë, dhe i ngarkuari e praktikon tejemumin, i njëjti nuk ka të drejtë të marrë tejemum pa hyrë koha e namazit, gjegjësisht pa u paraqitur nevoja për tejemum, dhe kjo sipas shkollës juridike malikite, që nënkupton se tek ta (malikitë) nuk lejohet të falin më shumë se një namaz me një tejemum, por duhet marrë tejemum për çdo namaz.

*“Lehtësimi ligjor” dhe rregullat fikhore (juridike)*

Nëse usulistët ndërlidhin “lehtësimin ligjor” me qëllimet e fesë, apo rezultatet dhe frytet e saj, atëherë edhe juristët e fikhut ndërlidhin atë me të qenit e veprës e lejuar apo jo?! Ata merren me fushën se: lehtësimi fetar në rast të caktuar, a është i lejuar apo jo!? Në bazë të kësaj ata kanë vënë rregulla:

*“Lehtësimi fetar nuk lejohet të praktikohet në mëkate”.*

Që do të thotë se nëse qëllimi i të ngarkuarit është të marrë një udhëtim për ta kryer ndonjë veprim jo të lejuar, atëherë për të nuk lejohet të praktikuarit e “lehtësimit ligjor”, por për të mbeten obligimet ashtu siç janë në esencë, ngase nuk ndihmohet askush në atë që e hidhëron Zotin. Kjo, ngase “lehtësimi ligjor” është legjitimuar për të mënjanuar vështirësitë



dhe për të lehtësuar ato, prandaj atij që ka qëllim të bëjë mëkat, nuk i duhet lehtësuar, por duhet shtrënguar në mënyrë që mos t'i mundësohet bërja e veprës së ndaluar.

*"Lehtësimi ligjor" nuk duhet t'i tejkalojë kufijtë e së lejuarës".*

Edhe ky rregull sikur ai paraprak, ka për qëllim fushën e të vepruarit për "lehtësimin ligjor". D.m.th se, me rastin e lejimit të shfrytëzimit të "lehtësimit ligjor", i ngarkuari nuk duhet ta përdorë atë dhe ta shfrytëzojë në fusha të tjera.

*Parimi i "lehtësimit ligjor" dhe reflektimi i tij në aktualitetin njerëzor*

Kemi cekur më lart se "lehtësimi ligjor" është një dhuratë nga Zoti, lehtësim dhe mëshirë prej Tij, të cilën të ngarkuarit me detyra dhe obligime kanë mundësinë ta përdorin atëherë kur gjejnë vështirësi apo pamundësi në realizimin e së obliguarës. Kurani thotë: "Nuk obligon Zoti askënd përtej asaj që ai ka mundësi"(El-Bekare, 286),dhe:"…Ai (Allahu) nuk ka bërë në fe (gjëra) të vështira." (El-Haxh, 78).

Pastaj, jeta e të Dërguarit dhe gjeneratave të arta, si dhe librat e dijetarëve, janë të mbushura me shembuj dhe rregulla për këtë parim fetar. Kjo dëshmon se ligjet hyjnore janë të gjitha në shërbim të jetës së njeriut, për të mirën e tij dhe shoqërisë njerëzore, si dhe për ta bërë jetën më të lehtë, të lumtur, dhe praktimin e obligimeve të mundur dhe pratik. Kurani thotë: "Zoti do për ju lehtësimin dhe nuk e do vështirësimin," (El-Bekare, 185).

Për këtë arsye, thotë Ajshja -radijAllahu anha-, për të Dërguarin e Zotit: "Nuk ka pasur ndonjë rast për të përzgjedhur në mes të dy gjërave i Dërguari i Zotit e të mos e ketë zgjedhur më të lehtën prej tyre..."[4].

Megjithatë, keqpërdorimet dhe keqinterpretimet për këtë parim nuk kanë qenë të vogla, andaj juristët edhe kanë vënë rregulla dhe kritere, të cilat e përkufizojnë atë dhe nuk e lënë të padefinuar. Bazuar në këtë, të ndjekurit e lehtësimit në çdo situatë apo për çdo veprim nuk është legjitim dhe as i pranuar. Madje, gjejmë juristët islamë të qortojnë shumë ata të cilët ndjekin çdoherë dhe kurdoherë "lehtësimin ligjor", dhe gjykojnë për veprimet e tyre si të papranuara dhe për vepruesit si mekatarë.

Dijetari Shatibiu i ka cekur efektet të cilat shkaktohen me rastin e ndjekjes së pakontrolluar të "lehtësimit ligjor", duke iu referuar edhe juristëve tjerë si: Neveviu, Salahi, etj, si dhe i ka përkufizuar efektet e ndjekjes së lehtësimeve në tri pika:

1. Në të ndjekurit e vazhdueshëm të "lehtësimit ligjor" ka shpërbërje të kritereve dhe bazës së obligueshmërisë, ngase i ngarkuari bën lehtësime të pakontrolluara dhe pa kritere, duke vepruar çdoherë atë që është më e lehtë për të dhe kjo është shfuqizim i obligimeve dhe shkelje e rregullave bazë.

2. Shpërbërja dhe krijimi i një anarkie brenda institucionit të fetvasë, me këtë rast shkelen kriteret dhe injorohen qëllimet e fesë, bazë e të cilave është drejtësia dhe barazia, dhe si pasojë shfuqizohet sistemi juridik dhe humbin të drejtat në mes të njerëzve.

3. Ndjekja e vazhdueshme dhe e pakriter e "lehtësimit ligjore" shpie në idenë e shfuqizimit të shkollave juridike, ngase ai i cili ndjek çdoherë të lehtën, ai këtë e bën duke marrë nga çdo shkollë juridike atë që është më e lehtë[5].

## Përfundim

Disa nga rezultatet kryesore të cilat i veçoj në këtë punim:

1. Prej veçorive të legjislacionit Islam është lehtësimi, kurdo që vështirësohet zbatimi i normave, si dhe rënia e obligueshmërisë, sa herë që pamundësohet jetësimi i tyre.

2. Parimi i "lehtësimit ligjor" është i bazuar fuqishëm në burimet kryesore të legjislacionit islam, Kuran dhe Sunet, por edhe burimet e tjera bazë.

3. Fushat e veprimit dhe praktikimit të "lehtësimit" janë përballja me vështirësi maksimale, në gjëra të domosdoshme dhe të nevojshme në jetë.

4. Keqpërdorimet dhe keqinterpretimet për këtë parim megjithatë nuk kanë qenë të vogla, andaj juristët edhe kanë vënë rregulla dhe kritere, të cilat përkufizojnë dhe e definojnë atë.

Prandaj, për fund, mendojmë që fuqizimi dhe unifikimi i institucionit të fetvasë dhe kufizimi i kësaj dispozite vetëm te juristët e së drejtës islame, duke mos lejuar që të nxjerrë verdikte kushdo që ka dëshirë apo që mendon se është i thirrur dhe përgjegjës, është mënyra më e mirë e ruajtjes së parimeve bazë të fesë, në këtë rast edhe të dispozitës së "lehtësimit ligjor.»

*1. "Ixhtihad"quhet shfrytëzimi i gjithë potencialit mendor për të arritur te ndonjë vendim juridik. Shih:Zuhajli, El-vexhizë fi Usulil-Fikh el-Islami, botimi 2, (2/275), boton Ministria e Vakëfeve dhe Çështjeve Islame, Katar, viti 2006. 2. Muslimi, kapitulli: "Lejimi i bashkimit të dy namazeve në prezencë". (1/490). Nr (48). Boton Dar "Ihja et-Turath el-Arabij", Bejrut. 3. Në shkollën juridike hanefite, një bashkim i tillë nuk lejohet, ngase namazi është bërë obligim në formë dhe kohë të caktuar me "argument të prerë" (kat'ij), ndërsa nuk mund të nxirret jashtë kohës së tij veçse me argument të prerë, ndërsa në rastin në fjalë argumenti nuk është i tillë, por është "i menduar" (supozuar) (dhannij). 4. Buhariu, kapitulli: Zakoni i Profetits.a.v.s, (4/189), nr (3560). 5. Shih: Shatibiu, el-Muvafekat, botimi 1, (1/477). Boton Dar "IbënAffan", viti 1997.*

Dr. Ragib el-Serxhani

# Pse Muhamedit a.s., i erdhi shpallja në moshën 40-vjeçare?

Në muajin ramazan ndodhi takimi i parë i melekut Xhibril me Muhamedin (savs), i cili atëherë kishte 40 vjet. Për këtë takim Abdullah ibn Abbasi (r.a.), thotë: "Muhamedi (savs), është dërguar si pejgamber në moshën 40-vjeçare. Në Mekë shpallja i erdhi 13 vjet, pastaj u urdhërua për hixhret dhe ai bëri hixhret në Medinë, në të cilën qëndroi 10 vjet, kurse në botën tjetër kaloi kur i kishte 63 vjet." (Buhariu)

Në muajin ramazan ndodhi takimi i parë i melekut Xhibril me Muhamedin (savs), i cili atëherë kishte 40 vjet. Për këtë takim Abdullah ibn Abbasi (r.a.), thotë: "Muhamedi (savs), është dërguar si pejgamber në moshën 40-vjeçare. Në Mekë shpallja i erdhi 13 vjet, pastaj u urdhërua për hixhret dhe ai bëri hixhret në Medinë, në të cilën qëndroi 10 vjet, kurse në botën tjetër kaloi kur i kishte 63 vjet." (Buhariu)

Në këtë hadith janë përmendur saktësisht periudhat e jetës pejgamberike të Muhamedit (savs).

**Mund të konkludohet se periudha mekase ka zgjatur saktësisht 13 vjet, siç ka thënë Ibn Abbasi, sikur që edhe periudha medinase ka zgjatur saktësisht 10 vjet.**

Pra, 40 vjet kanë kaluar nga jeta e tij para se ta pranonte Shpalljen e parë, pastaj, si pejgamber në Mekë i kaloi 13 vjet, kurse në Medinë 10 vjet, para se të ndërronte jetë.

Disa të tjerë, mendojnë se këto periudha nuk janë të caktuara saktësisht, por janë të përafërta, sepse meleku Xhibril, për herë të parë i erdhi Muhamedit (savs) në ramazan, dhe ne e dimë se Pejgamberi (savs), (sipas mendimit dominues) ka lindur në muajin rebiul-evvel, që do të thotë, se Muhamedi (savs), në muajin ramazan, kur u takua me melekun Xhibril, kishte 40 vjet dhe 6 muaj, dhe atëherë, në këtë mënyrë



**Myslimanët të cilët e kanë lexuar siren (jetëshkrimin) e Muhamedit (savs), që mos të mendojnë se, nëse i kanë kaluar të 40-at koha e tyre ka kaluar. Përkundrazi, ndoshta para tyre ka mbetur aq shumë jetë, saqë mund ta ndryshojnë krejt pamjen e botës për të mirë.**

periudha mekase ka zgjatur 13 vjet e 6 muaj, sepse Pejgamberi (savs), bëri hixhret në Medinë në muajin e rebiul-evvel, vitin e 14 të misionit pejgamberik. Periudha medinase, edhe me këtë variant mbetet e pandryshuar, që është plot 10 vjet, sepse Pejgamberi (savs), në botën tjetër ka kaluar, gjithashtu, në muajin rebiul-evvel, të vitit 11 të hixhretit.

Megjithatë, e vërteta është se Abdullah ibn Abbasi ishte absolutisht preciz dhe i saktë në llogaritjen e tij, sepse ai edhe periudhën e ëndrrave të vërteta të Pejgamberit (savs), i ka llogaritur si pjesë të Shpalljes, dhe kjo konfirmohet edhe me hadithin e Aishes (r.a.), e cila ka thënë: "Gjëja e parë që Pejgamberi (savs) pranoi nga Shpallja ishin ëndrrat e vërteta në gjumë." (Buhariu). Dhe ajo periudhë ka filluar 6 muaj para ramazanit, përkatësisht, në muajin rebiul-evvel, që do të thotë, se Pejgamberi (savs), ka filluarta pranojë Shpalljen saktësisht kur ishte 40 vjeç. Kjo konfirmohet edhe nga transmetimi i Enes ibn Malikut (r.a.), i cili ka thënë: "Muhamedi (savs), u dërgua si pejgamber kur i kishte mbushur 40 vjet (ala re'si erbeine seneten)."(Buhariu) Kjo frazë: "ala re'si erbeine seneten", shpjegon se misioni i Muhamedit (savs), ka filluar saktësisht në momentin kur ai i mbushi 40 vjet, përkatësisht, në fillim të vitit 41.

Në bazë të kësaj, lehtë mund të konkludohet se periudha mekase ka zgjatur saktësisht 13 vjet, siç ka thënë Ibn Abbasi, sikur që edhe periudha medinase ka zgjatur saktësisht 10 vjet.

## Rëndësia e moshës 40-vjeçare

Nga transmetimet e mëparshme, kuptohet rëndësia dhe vlera e veçantë e moshës 40 vjeçare në jetën e njeriut. Këtë e konfirmon edhe fakti se kjo moshë është përmendur në Kuran, si në ajetin:"... E kur të arrijë në moshën e pjekurisë dhe t'i mbushë 40 vjet, ai thotë: "O Zoti im, më nxit që të falënderohem me dhuntinë Tënde me të cilën më ke dhuruar mua dhe prindërit e mi, dhe, që të bëj vepra të mira, me të cilët Ti do të jesh i kënaqur, dhe bëni të mirë pasardhësit e mi; unë me të vërtetë, pendohem (kthehem) te Ti dhe unë jam mysliman."(el-Ahkaf, 15)

Pra, kjo është koha e pjekurisë intelektuale, morale dhe ideore, kjo është koha në të cilën njeriu është në gjendje t'i kuptojë gjërat në mënyrë të drejtë.

Është interesante se Pejgamberi (savs), deri në këtë moment - edhe pse shquhej me reputacion, me moral të shkëlqyer dhe me urtësi – nuk kishte rol udhëheqës në Mekë. Fjalën kryesore në Mekë e kishin njerëz të tjerë nga fise të ndryshme, në mesin e të cilëve nuk ishte Muhamedi (savs). Për më tepër, përfaqësuesi kryesor në strukturat udhëheqëse të Mekës nga Benu Hashimi, nuk ishte Muhamedi (savs), por xhaxhai i tij Ebu Talibi.

Mirëpo, ne këtu duam ta tërheqim vëmendjen në faktin se Muhamedi (savs), pas moshës 40- vjeçare, nuk u bë vetëm udhëheqës i Mekës, apo udhëheqës i arabëve, por me pejgamberinë në vitin e 40, filloi udhëheqja e tij për të gjithë botën. Ky është një sugjerim për të gjithë myslimanët të cilët e kanë lexuar siren (jetëshkrimin) e Muhamedit (savs), që mos të mendojnë se, nëse i kanë kaluar të 40-at koha e tyre ka kaluar. Përkundrazi, ndoshta para tyre ka mbetur aq shumë jetë, saqë mund ta ndryshojnë krejt pamjen e botës për të mirë.

Prandaj, çdokush që ka arritur këtë moshë, duhet të ndalohet me vetveten dhe të shikojë se çka ka bërë në periudhën prej 40 vjetësh që ka lënë pas tij, si dhe çka do të bëjë, dhe çka mund të bëjë në periudhën që është para tij. Sepse periudha e jetës së tij që i ka mbetur, mund të jetë më shumë e mbushur me vepra të mira dhe të dobishme për mbarë shoqërinë, në krahasim me periudhën që ka kaluar. Kjo për faktin, se njeriu në moshën 40-vjeçare është i pjekur në aspektin intelektual, dhe në vete mbart një përvojë të madhe jetësore, botëkuptimi dhe mendimet e tij janë shumë më të thella, dhe për këtë arsye ai mund të lërë gjurmëtë mëdha në jetën pas të dyzetave.

Është gjithashtu e rëndësishme të mendohet për periudhën që i ka paraprirë misionit pejgamberik të Muhamedit (savs), që është plot 40 vjet, në raport me periudhën e misionit që zgjati 23 vjet. Kjo na tregon për rëndësinë e përgatitjes dhe këmbënguljes në edukim. Ishte e mundur që Muhamedi (savs), të përgatitej për këtë mision gjatë një viti, ose madje gjatë një dite, por Allahu i Plotfuqishëm, në këtë mënyrë na mëson se si funksionojnë ligjet që Allahu i ka vendosur në kozmos, dhe si përgatiten thirrësit për një detyrë kaq të madhe dhe serioze. Prandaj, ajo periudhë prej 40 vjetëve ishte shumë e rëndësishme në jetën pejgamberike të Muhamedit (savs).

*saff.ba; Përkthim: Miftar Ajdini*

Dr. Besim Arbanashi

# Nga ndryshimi i drejtimit të kiblesë deri te transformimi i zemrave

Historia e ymetit islam ka shënuar ngjarje që kanë pasur ndikim në rrjedhën dhe zgjerimin e këtij ymeti. Janë ngjarje këto që ngërthejnë në vete dimensione të cilat shtruan rrugën e këtij ymeti të lavdishëm për të qenë në ballë të ymeteve dhe civilizimeve me shekuj të tërë.

Në mesin e këtyre ngjarjeve të lavdishme, një vend të rëndësishëm e zë edhe ndodhia e ndryshimit të kiblesë, ngjarje kjo e cila ngjau në vitin e dytë të hixhretit[1] e të cilën e regjistroi Kurani famëlartë, ashtu siç e gjejmë të trajtuar edhe në hadithet pejgamberike.

Pas unifikimit të shoqërisë së re medinase dhe vendosjes së sistemit të ri social, Zoti deshi që këtij rendi të ri t'i bëhej edhe një diferencim, me rastin e transformimit të kiblesë, duke zbritur nga lartësia e qiejve engjëllin Xhibril me shpalljen, e cila urdhëronte myslimanët që në lutjet e tyre ditore të merrnin drejtim të ri: "*…Pra kthehu anës së xhamisë së shenjtë (Qabesë), dhe kudo që të jeni (o besimtarë) kthehuni kah ajo anë.*" (El Bekare, 144).

Kjo ngjarje qe si përvojë dhe sprovim për të gjithë: "*A menduan njerëzit të thonë: Ne kemi besuar e të mos vihen në sprovë?!*" (El Ankebutë, 2).

Për besimtarët e vërtetë, bindja dhe dorëzimi ndaj urdhrave të Allahut nënkuptonte obligim, madje edhe atëherë kur nuk kuptohej urtësia e urdhëresave: "*…E Kiblenë nga e cila ti u drejtove nuk e bëmë për tjetër veçse për të provuar atë që shkon pas të dërguarit nga ai që kthehet prapa, ndonëse kjo ka qenë vështirë (për disa), por jo edhe për ata që Allahu i drejtoi…*" (El Bekare, 143).



Ndërsa shpifje e etiketime filluan të qarkullonin nga ana e atyre për të cilët Pejgamberi a.s. u njoftua se nuk do të ndaleshin "…*deri sa ta pasosh fenë e tyre*…"[2], Zoti i Madhërishëm përforcoi zemrat e besimtarëve kur realizoi njërën nga mrekullitë, duke njoftuar paraprakisht rreth asaj se çfarë do të thoshin mendjelehtët pas ndërrimit të kiblesë:

"*Disa mendjelehtë nga njerëzit do të thonë: "Çka i ktheu ata (myslimanët) prej kiblesë (drejtimit) në të cilin ishin ata (Kudsi)? Thuaj: "Të Allahut janë Lindja dhe Perëndimi, Ai e vë në rrugën e drejtë atë që do.*" (El Bekare: 142).

Nga një persiatje mbi ajetet kuranore, të cilat e trajtojnë ndërrimin e kiblesë, arrijmë të kuptojmë dimensionet e kësaj ngjarjeje madhështore, në mesin e të cilave veçojmë:

1. Dimensioni fetaro-imanor i ngjarjes: konsiston veç të tjerash në përforcimin e zemrave të besimtarëve në fe e po ashtu në unifikimin e radhëve të myslimanëve si një trup i vetëm. Se misteri i fuqisë fshihej pikërisht tek unifikimi dhe se ky ymet ishte ymeti më i dobishëm i ardhur ndonjëherë:

"*Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni në Allahun*…" (Ali Imran, 110).

Nga shembujt që dëshmojnë rolin e kësaj ngjarjeje për unifikimin e lidhjeve vëllazërore mes besimtarëve është edhe shqetësimi i sahabëve për gjendjen e të vdekurve nga të afërmit e tyre, të cilët në të gjallë të tyre ishin falur në drejtimin e vjetër. Hall ky, të cilin e zgjidhi vetë Kurani: "…*Allahu nuk është që t'jua humbë besimin tuaj*…" (El Bekare, 143).

2. Dimensioni historik i ndodhisë së ndryshimit të kiblesë, ka të bëjë me ndërlidhjen e zemrave të myslimanëve me trashëgimtarin e fesë së pastër - hazreti Ibrahimin a.s., i cili edhe i pati ngritur më



herët themelet e kiblesë së re.

3. Dimensioni politiko-strategjik i ngjarjes së transformimit të kiblesë konsiston në faktin se kjo ngjarje do ta kthejë Gadishullin Arabik në bosht të ngjarjeve globale.

4. Dimensioni ushtarak: Ngjarja e ndryshimit të kiblesë do të jetë pararendëse e ngjarjes së çlirimit të Mekës.

5. Dimensioni i të menduarit vizionar dhe lidhja e zemrave me parime e jo me objekte e hapësira:

- të menduarit përtej kufijve grupore e gjeografikë;
- synimi i më së lartës, në mesin e dy gjërave me vlerë: vlera e faljes së namazit në Mesxhidil-Haram është më e madhe sesa në Mesxhidul- Aksa për qindra herë.
- se përveç besimit në Zotin, shumëçka tjetër në jetë mbetet relative
- se e shenjtë është vetëm ajo që Zoti e ka bërë të tillë

Ndërrimi i kiblesë na fton kah transformimi i zemrave tona, nga gjendje jo të mira drejt gjendjeve të shëndosha e me vlerë:

1. Transformim i zemrave nga pesimizmi drejt shpresës;
2. Nga të menduarit e ngushtë klanor dhe parulla 'unë jam e vërteta' drejt unitetit dhe parullës: 'edhe ne jemi pjesë e së vërtetës';
3. Nga përtacia dhe mospuna drejt angazhimit dhe prodhimtarisë;
4. Nga çnjerëzorja drejt 'insanllëkut' dhe moralit;
5. Nga mëkatimi drejt nënshtrimit ndaj urdhrave të Zotit

*1. Pas Hixhretit, përgjatë një periudhe gjashtëmbëdhjetë apo shtatëmbëdhjetë mujore, myslimanët namazin e tyre e bënin në drejtim të Bejtul-Makdis-it (Mesxhidul-Aksasë). 2. (El Bekare: 20).*

Rexhep Suma PhD (c)

# Objektivat e thirrjes islame

Zbritja e mesazhit të Islamit ka qëllimin që ta bëjë jetën e njeriut më të lehtë, më të ndritur dhe të qartësojë qëllimin e krijimit të njeriut nën dritën e revelatës dhe të rrezeve të mësimit hyjnor.



Islami nuk është imitim apo kopje e asnjë feje tjetër. Që këtej, ai ndryshon nga çdo sistem-program jetësor apo filozofi aplikative. Është program hyjnor i cili nuk u është lënë në dorë parimeve, shenjave, teorive apo njerëzve, apo edhe vetëm retorikës së thjeshtë. Po ashtu nuk është lënë në qëllimet e librave apo broshurave. Por, fesë i është vënë pamje shkencore dhe hapa ekzekutiv që me ta janë obliguar ymeti islam dhe shoqëria e cila beson në të, që të ketë në vëmendje dhe të ecë dhe ta jetësojë atë, bazuar në mësimet e saj. Që një mysliman të jetë model i gjallë i këtyre mësimeve dhe i këtyre parimeve, duhet ta dijë se ai për këto do të përgjigjet, do të shpërblehet nëse i vë në funksion (praktikë) dhe do të ndëshkohet nëse i refuzon apo i anashkalon.

Mesazhi i Islamit zbriti mbi ymetin duke e gjallëruar atë me këtë program. Në të ngërthehen fondamentet e plota të reformës sociale. Në librin e zbritur është qartësuar çdo gjë, ashtu siç e përmend edhe Allahu xh.sh. në Kuran: "Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund te Zoti i tyre do të tubohen." (El Enamë, 38)

Objektivat e thirrjes islame zotërojnë këtë program dhe thërrasin për tek ai, si dhe jetësojnë në realitet dhe i zbatojnë në tokë ato, në mënyrë që të udhëheqin njerëzimin drejt saj, me objektivin që të gjejë qetësi dhe gëzim. Po ashtu, hapat e tij mund të vendosen në këto bazamente të cilat duhet punuar në realizimin e tyre, siç janë:

## Besimi

Kjo jetësohet kur njeriu arrin ta njoh dhe ta pranojë Zotin si Krijues dhe furnizues, duke e ngritur shpirtin e tyre nga ngurtësia materiale drejt pastërtisë njerëzore dhe vlerave të pastra. Njeriu me anë të besimit ngrihet duke bërë vepra, duke u shkëputur nga egoja dhe pasimi i shejtanit të mallkuar, drejt bindjes dhe nënshtrimit të Krijuesit, ashtu edhe siç kërkon Kurani: "S'është e drejtë, as nuk i takoi asnjë njeriu që t'i ketë dhënë Allahu librin, urtësinë dhe pejgamberinë, e pastaj ai t'u thotë njerëzve: "Bëhuni rob të mi (adhuromëni mua) e jo Allahut!", por (ju thotë): "Bëhuni dijetarë të mësimeve të Zotit, ngase e keni mësuar njerëzve librin dhe e keni studiuar atë." (Ali Imran, 79)

## Respekti dhe lartësimi i njeriut

Ajeti në vazhdim e sqaron se si Allahu xh.sh., e ka nderuar dhe e ka ngritur njeriun: "Ne, vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, i begatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam..." (El Isra, 70)

Pra, me këtë ajet, Zoti qartëson se e ka nderuar njeriun, ndaj edhe ne duhet ta nderojmë njëri-tjetrin, duke e trajtuar me mirëqenie secilin, duke mos e robëruar, nënçmuar,

fyer, dhunuar e as cenuar personalitetin e askujt. Këto janë mësimet e Islamit dhe vlerat e çmuara të tij. Mbytja e njeriut as që vjen në shprehje dhe as që njihet kjo nga Islami, ngase sipas mësimeve të kësaj feje, kush vret një njeri është sikurse ta ketë mbytur tërë njerëzimin dhe kush bëhet shkaktar që të ngjallë (shpëtoj) një njeri është sikurse ta ketë ngjallë tërë njerëzimin. Pra, qenia njerëzore e ka shenjtërinë (respektin) dhe nuk i lejohet askujt ta përdhosë atë. Këtë mund ta bëjë vetëm një njeri i prishur apo një dyfytyrësh (mynafik). Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a., se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush ia lehtëson një brengë myslimanit, Allahu ia lehtëson atij një brengë nga brengat e ditës së kiametit. Kush ia lehtëson myslimanit një vështirësi, Allahu ia lehtëson vështirësitë e tij në dynja dhe ahiret dhe kush ia mbulon një të metë myslimanit, Allahu do t'ia mbulojë një të metë në dynja dhe ahiret. Allahu është në ndihmë të robit të Tij, derisa robi është në ndihmë të vëllait të vet." (Muslimi)

## Pohimi në besimin e shpërblimit dhe se njerëzit do të japin llogari një ditë

Allahu në një ajet kuranor urdhëron e thotë: "Secili njeri do ta shijojë vdekjen, e shpërblimet tuaja u plotësohen ditën e kiametit, e kush i shmanget zjarrit e futet në xhenet, ai ka arritur shpëtim, e jeta e kësaj bote nuk është tjetër pos një përjetim mashtrues." (Ali Imran, 185)

Ringjallja dhe llogaria para Zotit janë kushte në kuadër të shtyllave të imanit, andaj nisur nga kjo, besimtari duhet që tërë veprimtarinë e tij ta lidh për këtë ditë dhe të punojë për të. Ai duhet të marrë iniciativa dhe ta përsosë punën, ashtu siç na mësojnë këshillat dhe porositë e Muhamedit a.s.: "Shpejtoni para shtatë gjërave. A do të prisni vetëm varfëri të harruar, apo pasuria që ju korrupton (prish), sëmundja shkatërruese, pleqërinë e cila ju bën të lehtë nga mendja, apo vdekjen që ju pret, apo dexhallin që është shkatërruesi më i keq që e pritni, apo kiametin që është i hidhëti e më trishtuesi." (Tirmidhiu)

## Mbjellja e vëllazërimit dhe barazisë mes njerëzve

Islami është fe e cila në misionin e saj ka zhdukur kastat, shtresat sociale. Nuk e shikon njeriun duke u bazuar në prejardhje, pasuri, fis, ngjyrë apo racë. Atë që e vlerëson dhe njeh Islami është vepërmiri dhe garimi në këtë aspekt, dhe kush i ofron qenie më të mirë njerëzimit dhe ka zemrën e pastër. Fundja, edhe krijimi i njeriut e ka edhe këtë qëllim, që më i vlerësuari te Zoti është më i devotshmi nga njerëzit.

Vëllazëria islame është parim themelor i parimeve islame, është shtyllë e themeleve të aktivitetit thirrës. Përhapja e vëllazërisë islame llogaritet faktor i kënaqësisë së Allahut të madhërishëm në qiell, kurse sukses dhe fitore në tokë. Mungesa e vëllazërisë në fjalë sjell zemërimin e Allahut në qiell dhe shmangien e ndihmës së Tij në tokë. Thirrësit duhet të çmojnë dhe lartësojnë çështjet e vëllazërisë në aspektin ideor, teorik dhe në atë praktik, t'ua tërheqin vëmendjen atyre që shkelin këtë parim dhe veprojnë në kundërshtim me të.[1]

Njerëzimi është krijuar që ta njoh njëri-tjetrin, respektoj e komunikoj dhe të shkëmbej përvoja për t'ia lehtësuar jetën qenies njeri. Kurse nga aspekti fetar, Pejgamberi a.s. na këshillon se nuk ka besuar askush nga ne derisa të dojë për vëllain e vet atë që dëshiron për vete, dhe ta ndihmoj edhe në qoftë se është zullumqar (dhunues) duke e penguar atë nga dhuna.

Ky është Islami që vlerat e tij bëjnë që njeriu t'i pranojë ato, jetoj me to dhe t'ua transmetoj të tjerëve që edhe tjerët të jenë në hijen e këtyre vlerave ta larta fetare ku të gjithë do të duheshin për hir të Zotit e jo për interes të ulët material.

## Prosperiteti dhe ecja para

Progresi i një shoqërie ndërlidhet ngushtë kur respektohen dhe merret mendimi i dy gjinive që kanë për qëllim realizimin e qëllimit të përparimit nga aspekti i diturisë dhe pastërtisë së shpirtit, si dhe flakjes së pa diturisë. Shikuar në një sfond më të gjerë, kjo do të ndihmonte ymetin që të arrij qëllimin e tij në zhvillimin teknologjik, industrial. Kjo arrihet duke bashkërenduar punët dhe duke ndarë punët në mënyrë precize sipas mësimeve kuranore dhe gjithkujt duke ia dhënë mundësinë, në mënyrë që mos të krijohet vakum i cili më pas do të shpinte në fitne dhe përçarje në radhët e ymetit, e sidomos në çështje sekondare.[2]

Edhe shokët e Muhamedit a.s. asnjëherë nuk i lidhën çështjet dytësore me çështjen e besimit. "Ata ishin më së largu prej kësaj metodologjie dhe se asnjëherë nuk i ndërlidhnin mospajtimet e tyre dytësore me çështje të besimit. Transmetohet nga Tarik bin Shehabi, i cili thotë se në mes Halid bin Velidit dhe të Sa'd bin Vekasit kishte mosmarrëveshje, ndërsa Halidi e kishte përmendur Sa'din për të keq, por menjëherë kishte reaguar Sa'di, duke i thënë se ajo që është mes nesh, nuk ka të bëjë me fenë tonë.[3]

## Sigurimi i shoqërisë

Sigurimi i shoqërisë me mbrojtjen e së drejtës për jetë, pasuri, punë, shëndet, liri, qetësi

Shoqëritë stabile janë më produktive, më organizative dhe më afta që ta mbrojnë veten duke krijuar imunitet nga forcat e jashtme, në krahasim me shoqëritë të cilat shkelin të drejtën dhe dinjitetin e vet dhe si rezultat humbin sigurinë dhe stabilitetin. "Ata që besuan dhe besimin e tyre nuk e ngatërruan me besim të kotë, atyre u takon të jenë të sigurt dhe ata janë në rrugë të drejtë." (El Enamë, 82).

Në këtë vazhdë është tejet me rëndësi të përmendet edhe thënia e Muhamedit a.s. të cilën e transmeton Musab bin Sad bin ebi Vekasi r.a.,se Seadi pa në veten e tij vlera më shumë se te të tjerët, atëherë Muhamedi a.s. i tha: "Do të ndihmoheni dhe do të furnizoheni vetëm se duke ia ditur vlerën më të dobëtëve-të pafuqishmëve."(Buhariu).

## Mbajtja dhe ruajtja nën kontroll të vetvetes, llojit dhe organeve të trupit

Vërtet ruajtja e vetes dhe mbajtja në kontroll, pastaj ruajtja e sojit, gojës dhe organeve gjenitale është qenësore në jetën e myslimanit.

**Patjetër që daveja duhet të jetë ideale, pra të kapërcejë kufijtë të cilat ia skicojnë mundësitë e ofruara. Ky kapërcim është i domosdoshëm sepse duhet të shpërndahet shpresa në mesin e atyre që punojnë që islami të jetë mbi çdo gjë.**

Besimtari në jetën e tij duhet të punoj dhe të ushqej familjen e tij nga hallalli dhe ky njëherësh është tipar i shoqërisë islame. Në këtë vazhdë Ebu Hurejre transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: "Unë jam më i ndjeshëm ndaj besimtarëve në këtë dhe botën tjetër. Lexoni po të dëshironi ajetin e 6-të, të sures El Ahzabë."

## Mosteprim në hallall, i cili mund të shpie në humbjen e mallit pa të drejtë

Njëmend bollëku apo jeta luksoze shpeshherë di të jetë fatale dhe humb synimin fisnik dhe mund të shpie në vepra të këqija dhe korrupsion. "Kur duam të shkatërrojmë ndonjë vend (popull), i urdhërojmë pasanikët (parinë) e tyre (të jenë në rrugë), e ata kundërshtojnë; atëherë zbatohet dënimi i merituar kundër tyre dhe i shkatërrojmë krejtësisht."(El Isra,16).

Po ashtu, ky fakt mund të shpie drejt venitjes mendore dhe ideore, dhe poashtu në fshehje të së vërtetës dhe prapambetje nga idealet e mëdha dhe sinqeritetit me Allahun xh.sh**.** Patjetër që daveja duhet të jetë ideale, pra të kapërcejë kufijtë të cilat ia skicojnë mundësitë e ofruara. Ky kapërcim është i domosdoshëm sepse duhet të shpërndahet shpresa në mesin e atyre që punojnë që islami të jetë mbi çdo gjë. Këto janë synimet e thirrjes islame të mbështetura në metodologjinë logjike dhe reale. Ajo që na mundëson ta krijojmë



një ekuilibër është kuptimi i realitetit në formën më të mirë si dhe njohjen e një sërë orientimesh dhe ndërlidhjesh, e poashtu edhe forcave aktive në shoqëri. Sikurse që duhet të kemi në dispozicion mekanizma që eventualisht mund të ushtrojnë presionin nga jashtë.[4]

"Ne nuk dërguam në asnjë vendbanim ndonjë nga pejgamberët e që pasanikët e tij të mos i thoshin: "Ne nuk i besojmë asaj me çka jeni dërguar." (Seb'e, 34).

Kurse shpenzimi i pasurisë aty ku nuk është shpërdorim i pasurisë së myslimanëve dhe orientimit të tyre nga aspekti ekonomik, social e ushtarak, së këtejmi krijon humbje të pariparueshme sa i përket kohës, jetës, kryelartësisë dhe imazhit të myslimanëve. Për këtë shkak Kurani na orienton drejt mesatares në çdo gjë. "Dhe mos e bën dorën tënde të lidhur për qafe (mos u bë koprrac), e as mos e shtrij në tërësi, e të mbetesh i qortuar dhe duarthatë (nga shpenzimi i tepërt)." (El Isra, 29).

Islami vazhdimisht apelon te besimtarët që të ruajnë pasurinë dhe mos të bëhemi mastrafxhinjë, duke na qortuar në ajetin kuranor: "Ata që shpenzojnë tepër (mastrafxhinjtë) janë vëllezër (në veprim) të djajve, e djalli është përbuzës i madh i Zotit të Tij." (El Isra, 29).

## Trajtimi i mirë dhe etika e lartë

Sjellja e mirë, respekti dhe nderimi i tjetrit është tipar shumë i lartë në fenë islame. Po ashtu edhe urdhërimi në të mira dhe ndalim nga të këqijat si dhe bojkoti-largimi nga ata që veprojnë keq. Shokët e Muhamedit a.s. që në fillim të kumtimit të Islamit iu përgjigjen pozitivisht thirrjes dhe urdhrave kuranore si dhe udhëzimeve pejgamberike. Më pas ata morën përsipër edhe ta transmetojnë thirrjen islame pa kurrfarë

**Shoqëritë të cilat janë të zhveshura nga morali janë të zhveshura po ashtu nga lumturia dhe jeta e qetë, pra jetojnë vështirë.**

kompensimi material. Si rezultat i këtij angazhimi, ata arritën të krijojnë shtetin e parë islam i cili sfidoi kohën dhe arriti të jetë gjatë si prijatar i civilizimit njerëzor.[5]

Feja islame e çmon si vlerë të lartë trajtimin e mirë: "S'ka dyshim se ata që thanë: "Zoti ynë është Allahu", pastaj nuk u luhatën, atyre u zbresin melaqet (në prag të vdekjes dhe u thonë): "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni, keni myzhde xhenetin që ju premtohej!" (Fussilet, 30)

Po ashtu në një vend tjetër thotë: "Ata që thanë: "Allahu është Zoti ynë dhe qëndruan besnikërisht,



për ta nuk ka frikë dhe ata nuk do të pikëllohen." (El Ahkaf, 13).

Kurse i dashuri ynë Muhamedi a.s. thotë: "Kush nuk mëshiron njerëzit, atë nuk e mëshiron Allahu." (Mutefekun alejhi).

Islami njihet si fe e moralit, vlerave dhe idealit. Shoqëritë të cilat janë të zhveshura nga morali janë të zhveshura po ashtu nga lumturia dhe jeta e qetë, pra jetojnë vështirë. "Dhe që e frenojnë mllefin, që u falin (keqen) njerëzve."(Ali Imran, 134).

Si cilësi tjetër e ymetit islam është urdhërimi në të mirë dhe pengimi nga e keqja, ngase jemi ymet i thirrjes dhe i mesazhit.

Pra, Islami arriti që t'i eliminojë dallimet, sepse në Kuran qëndron qartë se njerëzit dallohen vetëm sipas devotshmërisë, e jo sipas pasurisë, forcës, prejardhjes, bukurisë dhe popullaritetit. Në të vërtetë, parafytyrimi për aristokracinë është e kundërta e ndjenjave të stërholluara të beduinëve paraislamik, arabë, për barazi dhe pavarësi. Si për shembull, në mënyrë praktike kjo do të thotë se, në rast kur në një xhami mungon imami, atëherë besimtarët prezentë ad hoc nga radhët e tyre e zgjedhin njërin, i cili është më i ndershëm ose që është më i ditur në çështjet e besimit dhe jurisprudencës islame. Këtu nuk luajnë kurrfarë roli mosha, raca ose kombësia.[6]

Prandaj, si përfundim thirrësi duhet të ndjej se thirrja e tij ka zbritur me program të qartë që kërkon zbatim dhe komunikim. Ai duhet të zbatohet i tëri e jo pjesërisht, që feja e Allahut xh.sh., të jetë më e larta.

*1. Hisham Talib, Besëlidhje e thirrjes islame, Logos-A, Shkup,2017,f.47. 2. Tevfik el Vai, Eddavetu ilallah, Dar el Jekin, bot. i dytë, Bejrut, 1995,f.112. 3. Mexhmeuz zevaid,7/223, ndërsa Hejthemiu thotë se këtë e transmeton edhe Taberaniu dhe se transmetuesite tij janë besnik. 4. Abdulkerim Bekkar, Mukaddimat linnuhudi bie l ameli ed-davij, bot. i IV, Darul kalem, Damask,2011,f.250. 5. Atije Sakr, Eddin el alemi ve menhexh ed-daveti ilejhi, Mexhmeu el buhuth el ilmije,Kajro,1988,f.69. 6. Murad Hofman, Islami në mijëvjeçarin e tretë, Furkan,Shkup, 2018,f.45.*

# Mbi edukimin islam të rinisë sonë

Njëra ndër obligimet më të rëndësishme myslimane, si anëtarë të Bashkësisë Islame, ndoshta më i pari dhe më me prioritet, është edukimi islam i rinisë sonë. Angazhimi dhe kujdesi ynë në këtë fushë duhet të jenë të vazhdueshme dhe nuk guxojnë kurrë të ndërpriten, përkundrazi duhet gjithnjë të përforcohen, ngase rinia e shëndoshë paraqet ardhmërinë e një populli.

Edukimi Islam është themel, në të cilin mandej mund të ndërtohet personaliteti i shëndoshë. Figura shpirtërore dhe morale e njeriut të ardhshëm dhe ngritja kulturore e tij varen nga themeli i tillë i shëndoshë, nga edukimi i pastër dhe i mirë Islam, që ai person i merr qysh në fëmijëri në shtëpi të prindërve.

Islami është amanet i madh dhe i shenjtë, të cilin të moshuarit duhet t'ua dorëzojnë të rinjve. Ndërsa ai amanet mund t'u dorëzohet në dorë vetëm atyre të cilët janë të denjë për ta bartur. Ndryshe nëse nuk kujdesemi për edukimin Islam të të rinjve tanë, atëherë nuk do të kemi atë amanet kujt t'ia dorëzojmë. Prandaj është përgjegjësi e madhe për të vjetrit! Të rinjtë nuk janë fajtorë, nëse nuk janë udhëzuar me kohë në rrugë të drejtë dhe nëse nuk u është shortuar edukata e mirë, e shëndoshë dhe e pastër Islame.

Në një hadith Muhamedi a.s. ka thënë: "Çdo fëmijë lind në natyrën (e pastër) Islame. Pastaj prindërit e tij (nëse nuk janë myslimanë) e bëjnë atë hebre, ose të krishter ose adhurues të zjarrit." Fëmija e pranon atë fe të cilën ia servojnë prindërit. Ndërsa kur në një shpirt të shëndoshë e të pastër mbillet një filiz, më vonë është shumë vështirë të nxirret. Sipas kësaj, është përgjegjësi e madhe e prindërve për ardhmërinë e fëmijëve të tyre.

> **Pejgamberia.s. thotë:**
> ***"Prindi nuk mund t'i lërë (trashëgim) fëmijës së tij asgjë më të vlefshme sesa edukatën e mirë".***

Fëmija, në jetë do të fillojë asaj rruge të cilën prindërit ia tregojnë dhe ia trasojnë. Nëse prindërit e lëshojnë rastin që ta udhëzojnë fëmijën e tyre, atëherë prindërit janë fajtorë dhe do të bartin përgjegjësinë për devijimin dhe shkatërrimin e tyre. Këtë shumë bukur na e përshkruan Pejgamberia.s. në hadith: "Secili prej jush është bari dhe do të jetë i pyetur për kopenë e vet". (dmth: Secilit prej nesh na është besuar diçka e na është dhënë për ta ruajtur dhe do të japim përgjegjësi për të). Pastaj duke komentuar këtë hadith të shkurtër por shumë të rëndësishëm, Pejgamberia.s. thotë: "Udhëheqësi – sunduesi i një populli është bari dhe ai do të pyetet për kopenë e tij. Burri është bari në shtëpinë e tij (kujdeset për anëtarët e familjes së tij) dhe do të pyetet për kopenë e tij. Gruaja është bareshë në shtëpinë e burrit të saj dhe ajo do të pyetet për kopenë e saj (që i është besuar sidomos për edukimin e fëmijëve si nënë). Shërbëtori është bari për pasurinë e zotërisë së tij edhe ai do të pyetet për kopenë e tij (për pasurinë që i është besuar).

Pastaj hadithin, e përfundoi me atë që e tha në fillim: "Shkurtimisht, të gjithë ju jeni barinj dhe secili prej jush do të jetë përgjegjës për kopenë e tij."

Ky hadith sherif është shembull shkollor i mjeshtërisë së shprehjes së Pejgamberit a.s. dhe aftësisë së tij, që ashtu lehtë dhe thjesht për ta thënë një mendim, i cili pastaj i argumentuar me shembuj të tillë bindës, bëhet për secilin i qartë dhe i kuptueshëm.

Në një hadith tjetër Pejgamberia.s. thotë: "Prindi nuk mund t'i lërë (trashëgim) fëmijës së tij asgjë më të vlefshme sesa edukatën e mirë". Më tepër vlen edukata e mirë sesa pasuria e madhe.

Abdullahu i biri i Umerit r.a. na jep këtë këshillë: "Eduko fëmijën tënd ngase do të pyetesh si e ke edukuar dhe çka e ke mësuar. Ndërsa fëmija do të pyetet a ka qenë i sjellshëm dhe i dëgjueshëm

ndaj teje (a ka marrë udhëzimet dhe këshillat e tua dhe a ka vepruar sipas tyre)." Secili i ri që zhvillohet i ka dy edukues: i pari është prindi, ndërsa i dyti është mësuesi. Prandaj ekzistojnë dy faza, dy periudha në ndërtimin e një personaliteti.

Faza e parë është fëmijëria, kur prindi e ka fjalën kryesore. Ndërsa faza e dytë – djalëria ose rinia, do të thotë koha e shkollimit dhe mësimit, kur njeriu në themelet e edukatës shtëpiake, arrin arsimim të nevojshëm dhe përgatitet për profesionin e ardhshëm, të cilin do të zgjedhë vetëm atëherë kur të bëhet moshërritur. Prandaj roli dhe përgjegjësia është e madhe jo vetëm e prindit, por edhe e mësuesit për ndërtimin e një personaliteti.

Iskender Rumi (i njohur në Perëndim me emrin Aleksandri i Madh), sundues shembull dhe udhëheqës ushtarak, i edukuar mirë, i dijshëm dhe i drejtë, e kishte traditë të thoshte: "Babait tim i kam borxh që po jetoj fizikisht, ndërsa mësuesit tim i kam borxh që po jetoj si njeri i dinjitetshëm."

Nga këto fjalë shohim se sa ky sundues - humanist ka qenë falënderues edhe ndaj prindërit të tij, e edhe ndaj mësuesit të vet, të cilët i kanë dhënë edukatë të mirë dhe arsim të lartë. Ne të gjithë e dimë gjithë se me edukimin e fëmijës duhet filluar qysh në fëmijërinë e tij të hershme. Aq më tepër kujdesi rreth edukimit të drejtë të personalitetit të ardhshëm duhet të fillojë edhe më herët sesa fëmija të dijë për veten, madje edhe para se ai të lindë. Ngase shpirti i cili do të vijë në trup, ekziston dhe jeton shumë para lindjes së trupit. E kanë pyetur një plak të urtë: "Kur duhet të fillojë edukimi i fëmijës?" Ai është përgjigjur: "Njëzetë vjet para lindjes së tij!"

Kjo do të thotë se babai dhe nëna duhet të jenë të ndershëm dhe të edukuar dhe atëherë të shpresohet që edhe fryti i një martese të tillë – të jetë i ndershëm dhe fëmijë i hairit. Andaj duhet që çdo njeri para se të martohet, të shikojë mirë se kush do të jetë nëna e fëmijëve të tij. Ngase nëna ka shumë më ndikim në fëmijë sesa që ka babai. Për këtë shkak Pejgamberi ynë i ka rekomanduar atij që do të martohet që, në rend të parë, të kërkojë myslimane të mirë. Me një rast kur e ka pyetur një shok i tij se cila grua duhet zgjedhur për bashkëshorte, Pejgamberi a.s. është përgjigjur: "Gruaja merret për shkak të bukurisë, ose shkaku i pasurisë, ose shkaku i familjes së saj të famshme". Pastaj i tha: por ti djalosh merre atë që është fetare (myslimane e ndershme). Zoti të dhashtë mirësi!" Kështu në mënyrë prindërore Pejgamberi a.s. e këshilloi këtë shok.



Fëmijës që rritet dhe shkollohet, krahas edukatës Islame, duhet t'i jepet edhe arsimimi i nevojshëm bashkëkohor, që ai fëmijë, kur të rritet, të mos mbetet prapa kohës dhe të mos vuajë në jetë.

Hazreti Aliu r.a. i cili na ka lënë shumë fjalë të urta, lidhur me këtë ka thënë: "Edukoj fëmijët tuaj për atë kohë në të cilin ata do të jetojnë" (E jo sipas metodave dhe praktikës që ka mbisunduar në kohën e rinisë suaj)!"

Kohërat ndryshojnë, vijnë rrethanat e tjera jetësore e duhet të jetohet nën kushtet e tjera. Duhet parashikuar çdo gjë që mund të vijë dhe të sigurohemi që të përgatitur ta presim çdo furtunë, të cilën jeta e bart me vete. Atë që pajiset me dituri të nevojshme, atë koha nuk e shkel.

Ne, në të kaluarën, në këtë pikëpamje kemi gabuar shumë dhe kemi bërë lëshime të mëdha. Pleqtë tanë nuk u kanë dhënë të rinjve shkollim bashkëkohor, andaj bota myslimane jona, në këtë pikëpamje, kanë mbetur prapa pjesëtarëve të feve të tjera. Për këtë shkak edhe kemi vuajtur shumë. Është dashur të kalojnë disa dekada dhe të shkundemi nga prapambeturia, ndërsa sot kemi rininë me arsimim të lartë, e cila është krenaria dhe uzdaja jonë. Ndërsa shpresojmë që Fakulteti Islamik tani do ta plotësojë zbrazëtinë dhe do ta përmirësojë atë që është lëshuar, duke dhënë kuadro të kualifikuara dhe të afta. Amin!

*Marrë nga vepra "Izbor hutbi i vazova", Bot. K.B. Islame në B.H. Sarajevë, 1979. Për botuesin Bilal Hasanoviq.*

*E përktheu nga boshnjakishtja: Hajrullah Hoxha*

Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi

# Menaxho stresin sipas këshillave të Muhamedit a.s.

Jeta është përplot strese dhe secili prej nesh është i ekspozuar një lloj shtypjeje. Presioni psikik në vete nuk është i dëmshëm, por mënyra se si ballafaqohemi me këto presione, ndonjëherë është e gabuar.

Shumë autorë në bibliografinë botërore, janë munduar ta definojnë fjalën stres si dhe faktorët stresues me sindromën e përgjithshme të adaptimit individual, por ende si term ka ngelur enigmatik. Duke e shfletuar literaturën, gjendjet afektive stresuese i takojmë me emra të ndryshëm, si: emocion i padëshiruar, emocion i pakontrolluar, frikë, bllokim, jotolerancë, shqetësim dhe traumë e jashtme psikike.

Pra, vetë fjala stres, është traumë e kohës sonë, e tek ne, gjithmonë evokon emocione ose sensacion, në lidhje me ndonjë ngjarje ose gjendje të padëshiruar, që paraqet pjesën integrale të jetës sonë të përditshme, por sipas shumë stresologëve stresi është epidemia bashkëkohore numër një e civilizimit tonë.

## Shkaktarët e paraqitjes të stresit kanë karakter shumëdimensional

Organizata Botërore e Shëndetësisë (OBSH) ka bërë renditjen e sëmundjeve të ndryshme të cilat janë të lidhura me stresin kronik. Në atë listë vend të parë zë ulkusi gastrointestinal (i thati në lukth), sëmundje tipike psikosomatike, edhe pse këtë mund ta shkaktojë edhe Helikobakter pilori. Pastaj vijnë gjendjet shokante me etiologji të ndryshme. Vijon amenorrea stresoide nëse femra gjendet e ekspozuar stresit, për shembull të ftohtit me acar, ose maltretimit fizik; riniti si rezultat i infeksionit viral në proporcion linear me stresin psikologjik; migrena, dhembjet migrenoze të kokës janë direkt të lidhura edhe me stresor të ndryshëm. Çrregullimet gastrointestinale, sipas literaturës, 20% janë lidhje direkt me ndonjë stresor, në plan të parë paraqiten obstipacioni, fryerja e barkut, dhembjet e barkut, diarrea, etj. Në planin biologjik, stresi akut mental, e rrit nivelin e kolesterolit në organizëm. Edhe obeziteti (mbipesha) te popullata e re është rezultat i stresit. Në fund ngelin sëmundjet psikosomatike, ku individi ka incidencë të paraqitjes së sëmundjeve psikosomatike për shkak të mungesës së aftësisë dhe pamundësisë që t'i adaptohet stresit.

## Lodhja e tepërt në punë krijon stres dhe anksiozitet

Jashtë nga profesionet te të cilat lodhja fizike është stresori kryesor, ekzistojnë profesione që janë anksioze për shkak të hyrjeve enorme dhe përmbajtja me motive tensioni, e cila sjell me veti natyrën

**Njerëzit nuk janë njëlloj të qëndrueshëm në vështirësi dhe presione psikike. Disa adaptohen dhe e kontrollojnë situatën në të cilën gjenden dhe të përgatitur ballafaqohen me probleme. Disa me humor të keq përballen me situatën, duke ndier aversion ndaj saj. Disa dorëzohen dhe binden në rrethana të reja (submission).**

dhe kryerjen e procesit dhe të detyrave të punës pa pasur aktivitet fizik ose rrezik nga kryerja e ndonjë aktiviteti tjetër. Në mesin e këtyre profesioneve vend të lartë zënë: kontrollorët e fluturimeve, gazetarët, mjekët e mjekësisë familjare si derë e parë e kontaktit me pacientin e sëmurë, kirurgu, kardiologu dhe mjekët e specializimeve të ndryshme, forcat e rendit publik,

policia, FSK, zjarrfikësit, hoxhallarët, etj.

Njerëzit nuk janë njëlloj të qëndrueshëm në vështirësi dhe presione psikike. Disa adaptohen dhe e kontrollojnë situatën në të cilën gjenden dhe të përgatitur ballafaqohen me probleme. Disa me humor të keq përballen me situatën, duke ndier aversion ndaj saj. Disa dorëzohen dhe binden në rrethana të reja (submission).

Ata që përballen me kriza të rënda, rëndom kanë dhembje koke në muskujt e qafës dhe shpinë. Nuk mund të flenë qetë. Disa ankohen në marramendje, barkqitje apo kapsllëk.

Ibn Abbasin, r.a., e kanë pyetur se a më shumë e dëmton trupin hidhërimi apo pikëllimi? Ai tha: "Të dy shkojnë në rrugë të njëjta, por kuptimi është i ndryshëm. Kur lufton me atë që është më e fortë se ti, kjo të frikëson dhe të shkakton pikëllim. Ndërsa kur lufton me atë që është më e dobët se ti, kjo shkakton hidhërim."

Qoftë i kënaqur Allahu me Ibn Abbasin, r.a., sa i mençur ka qenë! Është e vërtetë se edhe njëri edhe tjetri lëvizin në të njëjtën rrugë. Të dyja gjendjet ngritin nivelin e adrenalinës në gjak. Ngritin shtypjen e gjakut dhe veprojnë dëmshëm në zemër.

Shumica e njerëzve i është ekspozuar një lloj stresi ose brengave të përditshme. Është vërtetuar se 18 % e amerikanëve besojnë se nuk është e nevojshme t`i zvogëlojnë streset që i përcjellin në jetë. Ekzistojnë njerëz që hidhërohen në situata të rënda të krizave. Pejgamberi, s.a.v.s., e përshkruan hidhërimin si prush i cili ndizet në zemër: "Hidhërimi është prush që ndizet në zemër."[1]

Pejgamberi, a.s., na nxit në mënjanimin e hidhërimit: "Kush e mbizotëron hidhërimin kur mund të hakmerret, Allahu do t`ia mbushë zemrën me siguri dhe besim."[2]

Allahu i Madhëruar thotë: "Të cilët japin edhe kur janë të çliruar, edhe kur janë në vështirësi dhe që e frenojnë mllefin, që ua falin (të keqen) njerëzve, e Allahu i do bamirësit."[3]

**Ibn Abasi, r.a., transmeton se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Kush bie istigfar pa ndërprerë, Allahu do t`ia mënjanojë çdo brengë, do t`i japë rrugëdalje nga çdo situatë dhe do ta furnizojë nga nuk shpreson."**

Pejgamberi, a.s., e përshkruan ilaçin për hidhërim: "Nëse dikush prej jush zemërohet, le të ulet; nëse zemërimi nuk e lëshon, le të shtrihet!"[4] Këtë psikologët bashkëkohorë e quajnë ndryshim i "gjendjes trupore" dhe besojnë se ky ndryshim sjell deri te dobësimi i reaksionit dhe flakja e zemërimit.

Gjithashtu, shkenca bashkëkohore ka vërtetuar se hormoni adrenalin rritet shumëfish gjatë zemërimit. Ky nivel është më i lartë kur njeriu qëndron në këmbë, ndërsa zvogëlohet kur ulemi ose shtrihemi, mu sikur i këshillon Pejgamberi, a.s., ata të cilëve u ndodh pikëllimi ose brengosja.

Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Zemërimi është shejtani. Shejtani është krijuar nga zjarri. Ai shuhet me ujë. Për këtë, kur të zemëroheni merrni abdest."[5] Kur Pejgamberin, s.a.v.s., e brengoste ndonjë gjë, sigurinë e kërkonte në namaz. Ai ka thënë: "Gëzimin gjeje në namaz!"

Lloji tjetër njerëzor i dorëzohet presionit psikologjik dhe ngulfatet në pikëllim, mbyllje ne vetvete dhe brengosje.

Simptomat më të shpeshta të kësaj gjendjeje janë: ndjenja e depresionit dhe pikëllimit, ndjenja e pafuqisë dhe e pashpresës dhe dëshira për të qarë. Këta njerëz mund të ndiejnë përzierjen e depresionit dhe brengës. Kjo gjendje mund të lë gjurmë në trup, duke shkaktuar ndryshime të përkohshme apo afatgjate. Njeriu në këtë gjendje ankohet në dhembje



koke, marramendje, dhimbje të ndryshme, vjellje, etj.

Kjo bën që këta njerëz të tërhiqen në vetmi dhe të largohen nga njerëzit. Në këtë situatë njeriu duhet të pyesë: a mund t`i bart të gjitha obligimet e ditës? A do t`i përpij emocionet dhe ndjenjat e mia, apo do t`i ndaj me dikë që do të më ndihmojë në zgjidhjen e problemit ? Si mundet të shpëtojë njeriu nga këto brenga dhe të zvogëlojë presionin psikik?

A mundemi me fuqinë e dëshirës t`i përballojmë streset ? Njeriu i mençur e ka mekanizmin, i cili refuzon streset dhe i thyen në copëza.

Nuk ka dyshim se besimi në Allahun dhe kërkimi i ndihmës nga Ai, paraqet mekanizmin mbrojtës më të mirë. Besimi në Zotin na nxit në durim ndaj vështirësive dhe në përparim. Durimi është të përballesh me problemin, e jo t`i nënshtrohesh atij.

Pasi që stresin e presim të përgatitur, njeriu mundohet ta eliminojë dhe ta shërojë. Ndonjëherë nevojitet ndihma e personit tjetër dhe mu ky është qëllimi i ndihmesës, vëllazërisë dhe dashurisë. E tërë kjo ndihmon që të forcohet mekanizmi i thithjes së stresit.

Dr. Adil Sadik thotë: "Njerëzve të cilët sëmuren nga krizat psikike, u mungon dashuria në jetë. U mungon përkrahja dhe kuptimi i personit tjetër. Askush nuk dëshiron të sakrifikohet për ta në momentet e rënda."

Besimi në Allahun, durimi, dituria, përvojat e kaluara dhe dashuria e njerëzve tjerë krijon mekanizmin më të fuqishëm për thithjen e stresit dhe zvogëlimin e tendosjes psikike.

Pejgamberi, a.s., tërheq vërejtjen në rrezikun e grumbullimit të brengave: "Kush ka shumë brenga, i sëmuret trupi."[6] Ai këshillon lutjen dhe kërkimin e faljes si ilaç për këtë gjendje.

Ibn Abasi, r.a., transmeton se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Kush bie istigfar pa ndërprerë, Allahu do t`ia mënjanojë çdo brengë, do t`i japë rrugëdalje nga çdo situatë dhe do ta furnizojë nga nuk shpreson."[7]

Në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit shënohet se Pejgamberi, a.s., në vështirësi ka thënë: "La ilahe il-llallahu-halimul adhim La ilahe il-llallahu rabul arshil adhim La ilahe il-llallahu rabbus-semavati vel-erdi ve rabbul arshil kerim."

Nuk ka Zot, përveç Allahut, të Butit dhe Madhështorit. Nuk ka Zot, përveç Allahut, Zotit të Arshit madhështor. Nuk ka Zot, përveç Allahut, Zotit të qiejve dhe Tokës dhe Zotit të Arshit Fisnik."

Në Sunenin e Ebu Davudit transmetohet nga Ebu Bekri se Pejgamberi, a.s., ka thënë:

"Allahumme rahmeteke erxhu fela tekilni ila nefsi tarfete ajnin ve aslih li she`ni kul-lehu la ilahe il-la ente."

"O Zoti im, të lutem për Mëshirën Tënde, mos lejo që t`i lëshohem vetes sime asnjë moment dhe bëje gjendjen time më të mirë. Nuk ka Zot tjetër përveç Teje."[8]

Esma bin Umejr ka thënë: "I Dërguari i Allahut, s.a.v.s., më ka pyetur: "A dëshiron të t'i mësojë fjalët që do t`i thuash në vështirësi – Allahu është Zoti im dhe askush nuk është i barabartë me Të!"[9]

Imam Ahmedi në Musned shënon transmetimin e Ibn Mes`udit se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Kur njeriu në vështirësi thotë këto fjalë: "Allahumme inni abduke ve bnu abdike ve bnu emetike. Nasijeti bijedike madin fijje hukmuke adlun fijje kadauke, es`eluke bi kul-li ismin huve leke semmejte bihi nefseke eu al-lemtehu ehaden min halkike eu enzeltehu fi Kitabike eu iste`therrte bihi fi ilmil gajbi indeke en texh`alel Kur`ane rabi'a kalbii ve nura sadrii ve xhelae huznii dhe dhehabe hemmii."

"Zoti ynë, unë jam robi Yt, i biri i robit Tënd, i biri i robëreshës Sate! Fati im është në duart e Tua, e kaluara ime në pronësinë tënde, drejtësia në mua është përcaktimi Yt. Të lutem me tërë Emrat e Tu, me të cilët e ke quajtur Veten ose ia ke mësuar dikujt prej krijesave të Tua ose i ke shpallur në Librin Tënd, apo i ke pronësuar për Vete, të bësh Kuranin pranverë të zemrës sime, dritë të gjoksit tim, duke larguar pikëllimin dhe brengën time" - Allahu do t`ia largojë pikëllimin dhe brengën duke ia zëvendësuar me gëzim."[10]

Një ditë i Dërguari i Allahut, s.a.v.s., hyri në xhami. E pa një ensar me emrin Ebu Umame dhe i tha: "Ebu Umame, përse të shoh në xhami jashtë kohës së namazit?"

"Brengat dhe borxhet më kanë kapluar, o i Dërguari i Allahut", tha ai. Pejgamberi, a.s., i tha: "A do të t'i mësoj disa fjalë të cilat kur t`i thuash, Allahu do të mënjanojë brengën dhe do ta paguash borxhin tënd?" "Po, o i Dërguar i Allahut",- tha ai. Pejgamberi, a.s., i tha: "Në mëngjes dhe në mbrëmje thuaj: "O Zot, më mbroj nga brenga dhe pikëllimi, më mbroj nga pafuqia dhe përtacia, më mbroj nga qyqaria dhe koprracia dhe më mbroj nga vështirësitë, borxhi dhe anashkalimi i njerëzve."[11]

Ebu Umame më vonë tregon: "Kështu veprova dhe Allahu ma largoi brengën dhe më ndihmoi ta kthej borxhin tim."

Ti njeri, mendo realisht dhe pozitivisht, hulumto nevojat e tua shpirtërore e fizike pa emocione, bën gjumë dhe pushim natyral, jeto dhe çmo vlerat tua, familjen, shokët dhe shoqërinë, mos e ngarko trurin pa limit, menaxho jetën tënde në të gjitha momentet e jetës pa STRES, duke kujtuar dhe praktikuar këshillat e mësuesit tonë të dashur, Muhammedit, s.a.v.s..

*1. Tirmidhiu. 2. Shënon Ibn Ebi Dunja. 3. Ali Imran, 134. 4. Shënon Ebu Davudi, Ahmedi dhe Ibn Hibbani në "Sahih el-Xhamius-sagir", 694. 5. Shënon Ebu Davudi. 6. Ahmedi, 5/388. 7. Shënon Ibn Sunni dhe Ebu Nu`ajmi. 8. Shënon Ebu Davudi, Ahmedi dhe Ibn Maxhxheh. 9. Shënon Ebu Davudi (5090), Ahmedi, 5/42, Buhariu në "El-Edebul mufred". 10. Shënon Ebu Davudi (1525) dhe Ibn Maxhxheh (3882). 11. Shënon Ahmedi në musned 1/254 dhe 394.*

Prof. dr. Fadil Maloku

# Shtegdalja midis civilizimeve të mileniumit tonë (1)

Shtegdalja midis civilizimeve të mileniumit tonë nuk qëndron në përplasje si thotë Samuel Huntigtoni, por, në dialog ndërcivilizues.

1 Pas tmerrit dhe lemerisë që përjetuan qytetarët e Nju Jorkut, nga ana e terroristëve të Osama Bin Ladenit, kurse tani, si kundërpërgjigje, edhe ata të Kabulit nga bombat e sofistikuara amerikane, thuhet se "asgjë nuk do të jetë më si ka qenë përpara"!

Kureshtja e njerëzve të rëndomtë, nga mbarë rruzulli tokësor, ka filluar të kaplohet nga "flaka" e kureshtjes për të mësuar fenomenin e ri të terrorizmit fundamentalist që në "profecitë e Nostradamusit" (libri i të cilit po shitet në mënyrë të paprecedentë) dhe profetëve të tjerë që prognozuan të "vërtetën" për ardhmërinë e njerëzimit, projektohet si diçka e pashmangshme që do të ndodhë në mileniumin që po hyjmë! A thua për çka, në të vërtetë, është fjala?

A është ky fillim i një "lufte civilizimesh" (apo religjionesh?) – siç do të thoshte filozofi dhe sociologu i njohur botëror Samuel Huntigtoni? Apo është një kundërpërgjigje e re ndaj modernizmit të përshpejtuar të shoqërive perëndimore, apo siç quhen shoqërive konsumuese?! T'i hedhim një vështrim, për një moment, këtij diskursi të ri në këtë milenium, që dosido po përputhet me trendin e ri të globalizimit Terrorizmi fundamentalist do të thoshim mund të jetë derivat i të gjitha besimeve monoteiste, ngase të gjitha ato konsistojnë në rregulla ekstreme të ngurta, që në varësi nga pozicioni i interpretimit dhe shpjegimit marrin konotacionet e një forme të re të luftës midis civilizimeve apo kulturave të ndryshme.

2. Por çka nënkuptojmë, në esencë, me konceptet: civilizim, kulturë, fundamentalizëm kulturor, etj. le të ndjekim elaboratin që Samuel Huntigtoni u bën këtyre fenomeneve të reja. Kush e nisi i pari "përleshjen e civilizimeve"? Samuel Huntigton është një profesor i mirënjohur i Harvardit dhe Drejtori i John M. Olin, Institutit për Studime Strategjike. Në vitin 1993, kur ai botoi për herë të parë punimin e titulluar "Përplasja e Civilizimeve?", në revistën prestigjioze "Foreign Affairs", pasuan një seri reagimesh, të cilat, sipas editorëve të kësaj reviste, nuk mbaheshin në mend në 50 vitet e fundit të shekullit të kaluar! Nga kjo distance kohore, fitohet përshtypja se kur njerëzit hetojnë nevojën që të reagojnë kështu në një numër kaq të madh, atëherë autori, ose ka qenë shumë i bindur në atë që ka thënë, ose ka qenë tërësisht 'aut'!

Samuel Huntigtoni, i shtyrë nga një numër aq i madh i reagimeve publicistike, shkencore e besa edhe politike, para shtatë viteve botoi librin (i cili po ashtu do të bëhet objekt i shumë kritikave, por tashmë çuditërisht kishte edhe lëvdata!) me një titull identik: "Përplasja e civilizimeve dhe rikonfirmimi i sërishëm i rendit botëror". Është interesant, se tani pas titullit të lartpërmendur, mungonte pikëpyetja e mëhershme e apostrofuar në punimin e parë, që d.m.th. se ndërkohë ai bëhet edhe më i sigurt në prejudikimet e tij të mëhershme për mundësitë reale të "përplasjeve të civilizimeve" botërore! Por, për çfarë prejudikimesh të këtij autori në të vërtetë ishte fjala, që atëbotë e patën tronditur botën me prognozimet e tij pesimiste? Apo, cila ishte esenca e tezave të Huntigtonit dhe sa në të vërtetë tani, pas një distance kohore prej kaq vitesh, ato kanë dalë si të vërteta apo afër të vërtetës së tij?

**Civilizimet, si entitete më të gjëra kulturore, kanë karakteristikat e tyre objektive, siç janë: historia, gjuha, religjioni tradita, institucionet, dhe ato subjektive, që prejudikohen përmes vetë identifikimit të njerëzve si pjesëtarë të një civilizimi të caktuar.**

3. Që në fillim, sa për t'i informuar lexuesit e nderuar, duhet theksuar se Huntigtoni mendon se në fund të shek. të XX-të, kultura do të bëhej madhësi mesatare




e kulturës së një rrethi civilizues, kulturës së një civilizimi! Ai me këtë rast, faktikisht, e identifikon kulturën si koncept dhe veçanti të grupeve apo komuniteteve të caktuara me konceptin e civilizimit, që në esencë (për mendimin tonë) janë dy kategori të ndryshme mes vete. Kultura, përkatësisht civilizimi, sipas tij është një mënyrë e të jetuarit, përmbledhje e të jetuarit, të besuarit, institucioneve, strukturave sociale. "Civilizimet – thotë ai, jemi (Meditime sociologjike mbi Islamin 85) "ne" më të mëdhenjtë, brenda të cilës ndihemi në shtëpinë tonë – ndaras nga të gjithë "ata" të tjerët, ndokund atje". Civilizimet, si entitete më të gjëra kulturore, kanë karakteristikat e tyre objektive, siç janë: historia, gjuha, religjioni tradita, institucionet, dhe ato subjektive, që prejudikohen përmes vetë identifikimit të njerëzve si pjesëtarë të një civilizimi të caktuar. Huntigtoni, në të vërtetë, kur përmend identitetin kulturor, mendon se ai sot sërish është bërë një cilësi dominuese e identitetit personal dhe atij social, me fjalë të tjera sot, sipas këtij vetëformulimi, njerëzit vetë identifikohen dhe "ata" i identifikojnë ekskluzivisht të tjerët si pjesëtarë të njërit ndër civilizimet e caktuara, apo, thënë më shkurt, si pjesëtarë të njërit ndër tetë (sa edhe ai i identifikon) civilizimeve kryesore të shek. të XX-të. Sipas Huntigtonit, këto civilizime të identifikuara janë: civilizimi kinez (apo konfuçian), civilizimi japonez, civilizimi hindus, civilizimi islam, civilizimi perëndimor, civilizimi latino-amerikan, civilizimi ortodoks, civilizimi budistik, e ndoshta edhe civilizimi afrikan. Duke e shikuar këtë identifikim civilizimesh nga ana e Samuel Huntigtonit, nuk është vështirë të hetohet që numri më i madh i kategorizimit të këtillë i përket apo i përgjigjet, në esencë, ndarjes sipas kriterit religjioz, kriter të cilin autori e përdor me qëllim si mjet identifikues tek këto civilizime.

4. Sipas Huntigtonit, shkaqet ekonomike dhe ato ideologjike nuk do të jenë më shkaqe determinante, të cilat do t'i cilësojnë dhe do t'i tërheqin pas vetes turmat e mëdha të njerëzve, e aq më pak determinante të cilat do t'i ndajnë ata mes vete. Falë modernizimit të pjesës më të madhe të botës dhe prosperitetit të madh ekonomik të Azisë juglindore dhe të Lindjes, antagonizmat mes të pasurve dhe të varfërve, do t'i përcaktojnë gjithnjë e më pak kahet themelore të politikës ndërkombëtare. Dobësimi i ndikimit të Perëndimit në skenën globale botërore do të vijë gjithnjë duke u rritur në vitet në vijim. Në anën tjetër, mungesa e luftës së ftohtë mes dy superfuqive do ta zhdukë vijën e demarkacionit lindje-perëndim. Principi i tubimit dhe i drejtimit të zhvillimit ekonomik, si edhe ai i bashkëpunimit të botës së sotme, është i përcaktuar, siç thotë Huntigtoni, në rend të parë nga limitet e përkatësisë së këtij apo atij rrethi civilizues. Duke ndjekur një rrugëtim të tillë të strukturës dhe të dinamikës së raporteve në botën bashkëkohore, e në anën tjetër edhe të ridefinimit të sferave të ndikimit, do të thoshim se reale apo potenciale në botën e sotme do të mund të bëheshin, si pasojë, së pari, tendencat universale të cilitdo civilizim, e para së gjithash atij perëndimor, pra dëshira (dhe nevoja) që drejtimet themelore të këtij civilizimi (sundimi i ligjit, pluralizmi social, individualizmi, etj.) t'u imponohen vendeve apo civilizimeve të tjera si diçka e mirë, e dëshiruar dhe diçka universale; dhe, së dyti, nga fakti se një numër mjaft i madh i vendeve gjendet në vijën e ndarjeve të dy, e më rrallë edhe të tri civilizimeve.

5. Huntigtoni, në këtë rast, shfrytëzon nocionin e thjeshtë shkencor mbi dridhjet e tokës, për të ilustruar pozicionin e këtyre vendeve të fundit, që gjenden në hapësirën e kryqëzimit të dy civilizimeve. Shtrohet pyetja: sa në të vërtetë është paradigma civilizuese përcaktuese e marrëdhënieve në botën e sotme, apo sa njerëz, në të vërtetë, të periudhës postbllokiste mund ta identifikojnë konceptin e asaj që u përket "atyre", në mesin e atyre të "tjerëve" që nuk i ndajnë as muret e civilizimit (kulturës), përkatësisht religjionit të tyre? Huntigton është shumë i vetëdijshëm se etnokulturat, në realitet kulturat autonome, po bëhen gjithnjë e më shumë cak identifikues i shumicës së njerëzve rreth e përqark kopshtit të Krijuesit, me siguri, më pak për

**E ashtuquajtura sindroma "ne" – "ata", nuk ka kuptimin e lojalitetit dhe solidaritetit mes vete. Sot, në të vërtetë, kjo sindromë e "neve" – dhe "atyre", më së shpeshti ekspozohet në vetëdijen etnocentrike, pra në ndjenjat etnonacionale (siç do të mund të thoshim se ishin rastet e luftërave identifikuese mes serbëve dhe kroatëve; shqiptarëve dhe serbëve; serbëve dhe boshnjakëve; maqedonasve dhe shqiptarëve; etj.)**

shkak të pasojave të modernizimit dhe të anomizitetit të përcjellë në raportet e ndërtuara mes njerëzve të ambienteve urbane (lëvizshmëria e madhe hapësinore, etj.), e më shumë, mes të tjerash, edhe për shkak të reaksionit ndaj fenomenit të globalizimit, domethënë ndaj uniformitetit planetar të informatave, modës, ushqimit, argëtimit, etj. Ndërkohë, një çështje tjetër është se ku gjendet, në hierarkinë e ndjenjës së përkatësisë dhe besnikërisë së tërë këtij uniformiteti, lojaliteti ndaj civilizimit që i përkasim, me fjalë të tjera, sa mund të jetë e fuqishme në esencë ndjenja e (vetë) identifikimit të njerëzve sipas vijës së përkatësisë civilizuese? E ashtuquajtura sindroma "ne" – "ata", nuk ka kuptimin e lojalitetit dhe solidaritetit mes vete. Sot, në të vërtetë, kjo sindromë e "neve" – dhe "atyre", më së shpeshti ekspozohet në vetëdijen etnocentrike, pra në ndjenjat etnonacionale (siç do të mund të thoshim se ishin rastet e luftërave identifikuese mes serbëve dhe kroatëve; shqiptarëve dhe serbëve; serbëve dhe boshnjakëve; maqedonasve dhe shqiptarëve; etj.). Pyetja e përbashkët për tërë këtë sindromë, do të thoshim se është: sa e fortë është ndërlidhja që ushtrohet me paradigmat e quajtura civilizime mes njerëzve? Ose a mundet civilizimi, si një ndër grupimet më të gjëra njerëzore (disa thonë vetëm më e vogël se raca!) të shërbejë si mjet identifikimi, apo disi ai, si koncept (kazan) shumë i gjerë i identifikimit të vetvetes, është i tepërt dhe, si të themi, i papërthekueshëm për mentalitetet apo identitetet të cilat ende notojnë në ujërat e etnosit, racës, religjionit dhe identifikimeve të tjera? Kjo për Ballkanin, ku janë zhvilluar dhe zhvillohen ende luftëra në baza etnike (prapa të cilave me siguri fshihet ajo fetare) do të thoshim, është e paimagjinueshme! Për këtë shkak, përkatësia e identitetit të civilizimit i shkrin barrierat e etnosit, religjionit dhe përkatësisë regjionale në një kazan krejtësisht tjetër, që kërkon si identifikim disa segmente të tjera identifikuese. Përveç kësaj, shumë vende në kuadër të regjionit përkatës, pra në kuadër të të njëjtit civilizim, kanë si "argumente" kontestuese mes vete në të shumtën e rasteve: kulturën, mitet, kujtesën historike, etj., aq sa që është e vështirë të shkrihen në kazanin e përbashkët të zhvillimit dhe emancipimit ekonomik, politik, religjioz, etj.

6. Ndarjet mes vetë grupimeve që i përkasin të njëjtit civilizim, ngandonjëherë, dinë të jenë aq kundërthënëse sa që janë më të shprehura se sa mes vetë civilizimeve të ndryshme (p.sh. papajtueshmëritë e shprehura mes sunitëve dhe shi'itëve në civilizimin islam; apo ai mes protestantëve dhe katolikëve në krishterizmin perëndimor, etj.) Dhe, më në fund, vetëdija mbi përkatësinë e një civilizimi nuk është e thënë të jetë gjithnjë e njëjtë tek të gjitha civilizimet. Sot p.sh. ajo është më e thelluar në Islam se sa te civilizimi perëndimor, në mes të tjerash edhe për shkak se përkatësia e ndonjë shteti (nacionaliteti), luan një rol më të vogël në vetë perceptimin dhe vetë identifikimin e anëtarëve të civilizimit të parë. Duhet cekur se Samuel Huntigtoni e hetoi shumë mirë se në fund të shek. të XX-të, çështja e identitetit filloi t'i preokuponte (sërish) fuqishëm njerëzit dhe se njerëzit nevojën për identifikimin e vetvetes do të mund ta kënaqin më me sukses me ndjenjat e përkatësisë etnike, se sa me atë të bashkësisë shtetërore, pra të entitetit politiko – territorial, në mes të tjerash edhe për shkak se përkatësia etnike, apo ndjenja etnike, është më pak racionale se sa, bie fjala, përkatësia e ndonjë entiteti shtetëror; për shkak se, përkatësia etnike, në esencë, jehon nga e kaluara dhe është shumë më e qëndrueshme. Pse mund dhe duhet të kontestohet "etnosi global" i Huntigtonit? Sipas Huntigtonit, civilizimi nuk është asgjë tjetër përveçse një etnos global. Mirëpo, shtrohet dilema në formë pyetjeje: a mos është ende herët të mendohet se vetë etnosi global i Huntigtonit është disi i pamjaftueshëm për të globalizuar shumicën e njerëzve të etnoseve të ndryshme, në mënyrë që ata të mund të ndihen psikikisht e sociologjikisht të identifikuar me të? Si duket, Huntigtoni harron se fuqia, apo niveli i identifikimit të njerëzve me civilizimin që i përkasin, varet shumë edhe nga pjesa e territorit se ku gjenden këta njerëz të këtij civilizimi të përzier me etnose të ndryshme. P.sh. njerëzit që jetojnë në thellësitë e Siberisë, me siguri se janë më pak të ndërgjegjësuar për përkatësinë e vet specifike të ortodoksizmit si civilizim, se sa bie fjala rusët të cilët janë të ngulitur kryesisht në pjesët jugore kufitare të këtij vendi. Raca, po ashtu, që është një grupim i madh komunitetesh, sikurse civilizimi, që si objekt i identifikimit të njerëzve i ofron dhe i largon ata nga rrënjët e përkatësisë së një civilizimi, mund t'i konkurrojë seriozisht konceptit Huntigtonian të civilizimit. Zezakët, bie fjala, e civilizimit amerikano-latin, të cilët e kanë pranuar krishterimin, në të

shumtën e rasteve më shumë identifikohen me vëllezërit sipas racës, se sa me vëllezërit e civilizimit lationo-amerikan dhe atij perëndimor. Ose p.sh. Australia edhe sot e kësaj dite vuan ekonomikisht nga paragjykimet racore, të cilat janë evidente, ngase atje ndarjet demarkative ende sponsorizohen në vijën e racës së verdhë dhe asaj të bardhë, e jo të përkatësisë shtetërore, popullsi kjo që në aspektin kulturor, të traditës, religjionit, etnosit, etj. i përket civilizimeve të ndryshme, duke përjashtuar këtu identifikimin e jashtëm se ata i përkasin një civilizimi perëndimor. (Meditime sociologjike mbi Islamin 91).

7. Thënë më ndryshe, atje "njerëzit e Azisë" nuk perceptohen si përfaqësues të civilizimit japonez, konfuçian apo atij budist, por si aziatikë, pra si përfaqësues të racës së verdhë! Meqenëse, Samuel Huntigtoni gjen te civilizimi, siç shprehet ai, etnosin global, atëherë politika lokale është një politikë e etnoseve, ndërsa politika globale politikë e civilizimeve, ku përplasjet e ardhshme do të ndodhin mes këtyre civilizimeve. Por ngjarjet e fundit, të shekullit të kaluar dhe të fillimit të mileniumit të ri, sikur dëshmojnë se politika globale nuk është vetëm politikë që zhvillohet mes civilizimeve, por para së gjithash politikë që zhvillohet për shkak të interesave. Në Luftën e Gjirit, bie fjala, mes dy vendeve të civilizimit islamik, SHBA-të (si personifikim i civilizimit perëndimor) e sulmuan furishëm Irakun, i cili pretendonte të merrte rolin e prijësit të civilizimit islam. Në konfliktin e Bosnjës dhe atë të Kosovës, civilizimi perëndimor ishte në anën e boshnjakëve dhe të shqiptarëve, që kurrsesi nuk përputhet me pikëpamjet e profesorit të nderuar të Harvardit. Ai, në një prononcim të vetin në gazetat me renome amerikane, intervenimin e NATO-s (lexo: Amerikës!) e pat cilësuar si jo civilizues dhe një anomali të llojit të vet. Si duket, Huntigton i ngazëllyer nga teoria e tij e pastërtisë civilizuese dhe ideja se secili nga civilizimet e identifikuara nga penda e tij do të duhej t'i përmbahej "vetvetes", mendon se SHBA-të po e rrezikojnë gjithnjë e më shumë për brenda multikulturalizmin e tepruar që ajo u ofron civilizimeve të tjera! Ai, në të vërtetë, është ithtar i mendimit se mbyllja hermetike ndaj civilizimeve është shumë më e suksesshme se sa hapja. Në këtë drejtim, koncepti i shpjegimit të raporteve njerëzore dhe civilizimeve, nga ana e profesorit të Harvardit, më tepër i ngjason një projeksioni të tepruar dhe paragjykues se sa ndonjë kahu të përshkruar me optimizëm. Tekefundit, 11 shtatori e dëshmoi këtë… kurse kundërsulmet e Amerikës në Afganistan, po tregojnë dita ditës se veprimet ushtarake mund të jenë relativisht të suksesshme, e aq më tepër sensibilizuese për civilizimin e atjeshëm, gjë që u dëshmua edhe nga vetë qeveria amerikane. Shtegdalja do të mund të gjurmohej në një dialog të ri mes kulturave të ndryshme të vendeve islamike dhe atyre perëndimore, në mënyrë që projekti i globalizimit të bëhet më i besueshëm për gjitha civilizimet e Huntigtonit. Se a do të mund të arrihet kjo mbetet për t'u parë në vitet në vijim…

8. Sepse, doktrina e demokracisë po dëshmohet se nuk është një kafshatë e lehtë, as për diktatorët e shumtë të Lindjes, të cilët kanë provuar të bëjnë një shartim të tillë formal, vetëm e vetëm që t'i ruajnë privilegjet e tyre dinastike. Ata ende nuk kanë arritur ta kuptojnë se ajo kultivohet jo përmes autokracisë dhe qeverisjes despotike të qytetarëve të tyre, por përmes institucionit të edukimit dhe mirëqenies qytetare. Sepse mbindërtimi institucional dhe hapja kundrejt botës është hap që duhet të ndërmerret nga të gjithë, në mënyrë që akti i krijimit të kësaj edukate, (parimisht) kushtëzuese, të mund të ndërlidhej në mënyrë të anasjelltë me dy tipare, ose dy lloje kategorizimesh: Kategorizimi i parë ka të bëjë me aksionet dhe iniciativat e njerëzve që kanë rezon, aftësi dhe kreativitet të mjaftueshëm që të ndikojnë në formën dhe përmbajtjen e sistemit që ata duan ta rregullojnë vetë. Dhe kategorizimi tjetër ka të bëjë me zhvillimin e sistemit të vlerave, njohurive dhe mjeshtërive të civilizimeve të tjera, ashtu siç ishte në kohën e zenitit të shtetit të parë islam, pikërisht në kohën e Muhamedit (alejhi selam). Gjykoj se dilema kryesore që sillet sot në kokat e shoqërive të lindjes vërtitet kryesisht rreth asaj se çka në të vërtetë duhet të provojnë dhe të "dhurojnë" ato diç nga tradita, kultura dhe etnopsikologjia e tyre, në mënyrë që të ridëshmohet apo refuzohet koncepti i demokracisë?

Pra, si mund të identifikohet situata aktuale globale, pas rrëmujës së shkaktuar nga keqpërdorimi i karikaturave të pejgamberit tonë, Muhamedit a.s.? Duket se sot, jo edhe aq lehtësisht, do të mund të identifikoheshin disa shpjegime. Shpjegimi i parë ka të bëjë me rrafshin e teorisë së Xhon Espozito-s, i cili mes të tjerash konsiston se konflikti i tanishëm i shkaktuar nga keqpërdorimi i karikaturave të pejgamberit Muhamed a.s., duhet dhe mund të përmirësohet vetëm përmes dialogut të mirëfilltë mes dy civilizimeve kryesore, atij perëndimor dhe atij islam. Dhe duhet që këtë dialog ta udhëheqin jo grupet e frustruara radikale, e as pushtetmbajtësit e korruptuar aktualë që qeverisjen e qytetarëve të vendeve të tyre e ushtrojnë përmes një sistemi gjysmë feudal dhe gjysmë fisnor, por organizatat e ndryshme sindikale dhe sidomos ato studentore, që nuk kanë paragjykime ndaj demokracisë (por që, përkundrazi, projektojnë në demokraci një mekanizëm shumë të sofistikuar për t'i demokratizuar këto shoqëri me qeveri kukulla!). Në këtë drejtim, kujtojmë që ndihmë të çmueshme do të mund të jepnin edhe OJQ-të lokale të rekrutuara nga shoqëria civile. Në anën tjetër, ky lloj dialogu i ardhur nga Unioni Evropian, para së gjithash do të duhej hapur në "shtëpinë e vet", ku sipas disa të dhënave thuhet se jetojnë përmbi dhjetë milionë myslimanë.

Hytbeja e xhumasë i kushtohet Islamit si fe e paqes, mëshirës dhe udhëzimit

# Islami fe e paqes, mëshirës dhe udhëzimit

## Hyrje

Periudha e xhahilijetit (ajo periudha para se të dërgohej Muhamedi a.s.), në histori, është koha kur vlerat humane kishin filluar përmbysjen dhe fundosjen me ritmin më të madh të parë ndonjëherë[1]. Marrja përsipër parandalimin e degradimit të mëtejmë të vlerave, në njërën anë, dhe gdhendjen e përsosjen e tyre, në anën tjetër, Islamin e klasifikon si mëshirë të Zotit për njerëzimin. Kështu edhe e ka përshkruar Allahu misionin e Pejgamberit Muhammed a.s. në Kuran:"Dhe nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed) veçse si mëshirë për krejt botët." (El Enbija, 107).

Ky mision human e moral i Islamit duhet të vazhdojë edhe sot, kur mbetjet e xhahilijetit kanë filluar ta ngulfasin humanen dhe njerëzoren, sot kur urrejtja, mosdurimi, verbëria intelektuale dhe vobektësia morale e shpirtërore janë duke minuar paqen dhe sigurinë, janë duke shuar ëndrra në realizim dhe jetë të pafajshme…

## Islami fe e paqes

Islami, vështruar nga të gjitha anët, është paqe. Emri i tij nënkupton paqen, përshëndetja e tij reflekton paqen, mësimet e tij promovojnë paqen, Krijuesi është quajtur edhe me emër paqeje (Selam), xhenneti, vendi i shpërblimit, po kështu.

Pra, paqe në thelb, mësime, moral e veprime, dhe jo vetëm. Paqja është edhe një nga begatitë kryesore që i jepen besimtarit. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush gdhin në mëngjes ndërsa disponon siguri personale e familjare, shëndet e furnizim për atë ditë, ai është sikur ta ketë në pronësi tërë dynjanë."



Nisur nga këtu, angazhimi për paqen, konsiderohet si imazh i fetarisë së vërtetë, fetarisë së gjallë, asaj që reflekton pozitivisht në përditshmërinë tonë. Pejgamberi a.s. fetarinë e vërtetë e shihte në realizimin e paqes dhe të raporteve të ndërsjella mbi bazën e paqes: "…Myslimani është vëlla i myslimanit: nuk i bën padrejtësi…" Në një hadith tjetër thotë: "Mysliman është ai nga gjuha dhe dora e të cilit janë të sigurt të tjerët…"

Këtë klimë paqeje Pejgamberi a.s. ishte i interesuar ta siguronte nga çdo gjë dhe ta shihte të manifestuar në çdo gjë. Në një hadith urdhëron për t'u përshëndetur me njëri tjetrin: "O ju njerëz, përhapeni selamin!"[2], si formë e shprehjes kolektive të kësaj paqeje që mbretëron ndërmjet besimtarëve.

## Islami fe e mëshirës

Siç mësuam më lart, mëshira është kryefjalë dhe sinonim i misionit islam. Nxjerrja e fesë jashtë këtyre parametrave nënkupton nxjerrje prej natyrës dhe misionit të saj. Ebu Hurejre transmeton se dikush i paska thënë Pejgamberit a.s.: Lutu kundër idhujtarëve. Pejgamberi a.s. iu përgjigj: "Unë nuk jam dërguar mallkues, jam dërguar mëshirë!"

Pra, Pejgamberi Muhammed a.s., ka refuzuar të mallkojë, sepse është mëshira dhe jo mallkimi ajo që karakterizon misionin e tij. Këtë e gjejmë të ilustruar praktikisht edhe në jetën dhe veprimtarinë e tij. Pjesëtarët e një fisi të quajtur "deus" në fillim refuzonin pranimin e Islamit. Në fakt, ishte vetëm njëri, Tufejli, ai që ishte bërë mylsiman. Kishte shkuar ta ftonte fisin e vet në Islam, por ata kishin refuzuar dhe e kishin keqtrajtuar. Ishte kthyer i përlotur te Pejgamberi a.s. dhe kërkonte që të lutej kundër tyre, sepse ata e kishin mohuar Zotin. Pejgamberi a.s. u kthye kah kibla, ngriti duart dhe, në kohën kur njerëzit prisnin që të lutej kundër tyre, ai tha: "O Alla-

hu im, udhëzoji deusasit, udhëzoji deusasit dhe bëji myslimanë!". Pasi kreu duanë, u kthye kah Tufejli dhe i tha: Kthehu tek populli yt dhe thirri me butësi në Islam![3]

Pra, është lutja për udhëzim e jo shkatërrim ajo që identifikon Pejgamberin Muhammed a.s. dhe mision e tij, kurrsesi lutja për shkatërrim.

## Islami fe e udhëzimit në më të mirën

Karakteristikë e mësimeve islame është përputhja e plotë me natyrshmërinë njerëzore. Duke e adhuruar vetëm Allahun, ne, në të vërtetë, rikthejmë dinjitetin e vjedhur nga ata që robërojnë shpirtrat dhe mendjet e njerëzve, nga ata që fenë e shndërrojnë në mjet për të përfituar e ushtruar pushtet. Islami ka ardhur për ta udhëzuar njerëzimin në atë që është më e mira, më e bukura, më e përsosura…Allahu thotë "Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira…" (El Isra, 9).

Pavarësisht kësaj, Islami nuk imponon besimin. E parashtron atë me të gjitha argumentet e mundshme, por përzgjedhjen e tij e lë në vullnetin e secilit njeri. "Nuk ka imponim në fe!" nuk është thjesht një ajet kuranor[4], por edhe një koncept bazë i kësaj feje. Detyra jonë është t'i thërrasim njerëzit në fe [Kurani: Al Imran: 20], ndryshe, nëse ata insistojnë në fenë e tyre, atëherë u themi siç na mëson Kurani: "Ju keni fenë tuaj, e unë kam fenë time!" [El Kafirunë: 6]

## Dhuna dhe hakmarrja nuk janë islame

Paqja dhe toleranca nuk janë dobësi. Ato thjesht promovojnë shpirtin e madh dhe frymën humane të kësaj feje. Qasja jonë karshi së keqes dhe luftimi i saj duhet të jetë me paqe, mu ashtu siç na mëson Kurani për robërit e dalluar të Zotit."Robërit e të Gjithëmëshirshmit janë ata që ecin thjesht nëpër Tokë dhe, kur të paditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: "Paqe qoftë!"." (El Furkan, 63).

Mospajtimi me të tjerët, qoftë edhe nëse i urrejmë e nuk i duam, nuk guxon të na shtyjë në padrejtësi e veprime të gabuara (El Maide: 8). Për të treguar përkushtimin tonë paqësor, këtë moral duhet të shfaqim edhe nëse jemi në luftë. Nëse pala armike jep shenja për të ndalur luftën e për të lidhur paqe, duhet të lidhim paqe (El Enfalë: 61), sepse misioni i kësaj feje është shpëtimi i njerëzve, jo mbytja e tyre.

## Lutja për viktimat e sulmit terrorist në dy xhami në Zelandën e Re

Javën që lamë pas (15 mars 2019), pikërisht në kohë të namazit të xhumasë, në Zelandën e Re, u sulmuan dy xhami ku ngelën të vdekur 50 besimtarë myslimanë dhe shumë të tjerë të plagosur. Një terrorist, i indoktrinuar, ofroi para botës mbarë shembullin e atij që është pushtuar nga urrejtja dhe është zhveshur nga arsyeja aq shumë saqë nuk kurseu as atë që e priti me paqe në derë të xhamisë dhe as fëmijën që vrapoi në drejtim të tij duke mos e menduar kurrë si vrasës. Ai vrau pesëdhjetë, por jo edhe kauzën e tyre. Janë për t'u lëvduar reagimet e popullit dhe qeverisë së Zelandës së Re, që dënuan ashpër veprën makabre të atij monstrumi dhe terroristi famëkeq. Konsiderojmë se kjo është hakmarrja më e madhe ndaj tij.Terroristi fizikisht është gjallë, por me kauzë të vdekur, ndërsa ata pesëdhjetë besimtarë, fizikisht janë ndarë prej nesh, por kauza e tyre rron. Së këndejmi, çfarëdo reagimi i dhunshëm karshi këtij akti terrorist është gabim. Zëri i terrorit u mbyt nga reagimet dhe lotët e miliona njerëzve anembanë botës.

Për fund, le të shfrytëzojmë momentet e kësaj dite të madhe për ta lutur Allahun për të gjithë ata që ishin viktima të këtij akti terrorist.

O Allahu ynë,

Robërit e Tu iu përgjigjën thirrjes Sate për ta përmbushur detyrimin, erdhën në shtëpitë e Tua për të shprehur përulësinë e tyre para Teje, andaj fali dhe mëshiroji të vrarët duke ua bërë Xhennetin vendbanim të tyre, të lënduarit shëroji dhe jepu shëndet, kurse familjarëve të tyre jepu forcë dhe durim për ta përballuar këtë fatkeqësi!

O Allahu ynë,

Ne begato me siguri dhe paqe, na ruaj nga ata që duan të bëjnë fesat, nga ata që nuk kursejnë as të pafajshmit, as fëmijët e madje as shtëpitë e Tua! Mos lejo që zëri i tyre frikësues të dominojë mbi zërin tonë paqësor, mbi lutjet tona, mbi jehonën paqësore të Fjalës Sate!

O Allah ynë,

Ruaje vendin dhe popullin tonë nga çfarëdo e keqe, nga çfarëdo e lige që dashakëqijtë e mendojnë për ne. Bëna prej robërve të Tu të sinqertë e të përkushtuar, të cilët janë të mëshiruar me mësimet e Librit Tënd, me mësimet e të Dërguarit Tënd, bëna prej atyre që "…kur të paditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: Paqe qoftë!

*[1] Shih: Nedevi, Ebu-l-Hasen Ali Nedevi, Ma dha hasire el-alem bi-n-hitati el-muslimine, (Indi: El-mexhmeu el-islamij el-ilmij, 2008), f. 66.[2] Transmetojnë Ahmedi, Tirmidhiu dhe Hakimi.[3] Ebu Halil, Sheuki, dhe Ebadheh, Nezzar, Leuhat mudieh min el-hadareti el-islamijjeh, (Damask: Dar el-fikr, 2007), f. 22.[4] El Bekare: 256.*

** Në të gjitha xhamitë e Kosovës, me rekomandimin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, hytbeja e xhumasë e datës 22 mars iu kushtua Islamit si fe e paqes, mëshirës dhe udhëzimit. Kjo erdhi si shkak i sulmit të një jave më herët në dy xhami të Zelandës së Re.*

Prof.dr. Sabile Keçmezi-Basha

# Një dokument i rëndësishëm për likuidimin e Mulla Idriz –Gjilanit (2)

Pas sulmit në Gjilan, që u bë pa pëlqimin e Mulla Idrisit, ai strehohet në fshatin Tugjec e pastaj te familja patriotike Sadiku në Gjyrishec. Aty qëndroi pesë vjet me popullin dhe në kontakt të përhershëm me Lëvizjen e Rezistencës.

Një ditë, pas shumë kërkimesh, zbulohet dhe arrestohet (sipas dokumentit me nr. 887- 49), në natën e 26 nëntorit 1949. Lajmi për arrestimin e Mulla Idrizit u përhap me shpejtësi. Pas pesë ditësh, më 2 dhjetor familjes ia kumtojnë lajmin për vdekjen e Mulla Idrizit. Gjatë kohës së kaluar në hetuesi, Mulla Idrizi përjetoi torturat më të tmerrshme, por s`u dorëzua. Trupin e tij, pas mesnatës së datës 2 dhjetor 1949 e nxjerrin nga burgu dhe e dërgojnë në periferi të Gjilanit, në vendin e quajtur ”Gllamë”, ku e varrosin.

**Ishte krejt normale që pushtetarët e hetuan një rrezatim të patriotit të shquar dhe ndjenë rrezikun nga ai. Shpejtuan ta asgjësonin Mulla Idriz Gjilanin...**

Ishte krejt normale që pushtetarët e hetuan një rrezatim të patriotit të shquar dhe ndjenë rrezikun nga ai. Shpejtuan ta asgjësonin Mulla Idriz Gjilanin, sepse ai asnjëherë nuk deshi të binte në duart e tyre të pista, të bashkëpunonte me ta, të shpifte, t'i jepte shokët, të tjetërsohej dhe asnjëherë nuk pranoi ta mohonte veten.

Në vazhdim do ta prezantoj dokumentin e plotë të Ministrisë së Punëve të Brendshme të RFPJ-së për rrethin e Gjilanit, ashtu siç e ka lëshuar Arkivi Regjional i Gjilanit. Dokumenti është i lëshuar me 3 dhjetor të vitit 1949 dhe mban numrin 887, Gjilan.

*"Propozimi për ndërprerjen e hetimit penal, në burgun hetues (respektivisht i burgosur), kundër Mulla Idriz Hajrullahut- hoxhë nga Gjilani".*

Në dokument nuk shkruan fare se kur është arrestuar dhe kur ka përfunduar burgu. Në vazhdim thuhej se është hapur hetuesia penale me burgim hetues (është caktuar burgimi) me vendimin e prokurorit publik të Rrethit të Gjilanit, me vendim të lëshuar me 26 nëntori 1949, me çka dëshmohet se Mulla Idrizi është arrestuar me 26 nëntor, dhe dokumenti mban po këtë datë (26 nëntor), me nr. 18/49, me dyshimin se ka kryer vepër penale, sipas nenit 3, pika 3 dhe 8, të Ligjit penal të RFPJ-së. Pasi gjatë hetuesisë, respektivisht me ditën e 2 dhjetorit 1949, ka bërë vetëvrasje në burg, andaj propozojmë që të ndërpritet burgu hetues dhe hetuesia e mëtejshme.

Pasi gjatë hetuesisë nuk është vërtetuar se ka kryer vepër penale (të përmenden arsyet e parapara me nenin 112 të Ligjit penal), propozojmë që të ndërpritet hetuesia penale dhe të hiqet burgimi i hetuesisë (respektivisht burgimi). Por e thashë edhe më lart, se Mulla Idrizi nuk ka pranuar asgjë nga akuzat që i kanë bërë udbashët, nuk ka bashkëpunuar me ta dhe nuk ka treguar emra personash që kanë bashkëpunuar me të, andaj të gjitha pyetjet e tyre kanë ngelur pa përgjigje. Dhe kjo i ka egërsuar tej mase.

**Mulla Idrizi nuk ka pranuar asgjë nga akuzat që i kanë bërë udbashët, nuk ka bashkëpunuar me ta dhe nuk ka treguar emra personash që kanë bashkëpunuar me të, andaj të gjitha pyetjet e tyre kanë ngelur pa përgjigje.**

Sipas dokumentit thuhej se për këtë ndërprerje të hetuesisë, u dashka të shtojnë edhe shtojcën



nga të dhënat e hetuesisë.

Krejt këtë material e kishte nënshkruar organi i autorizuar, Dragi Popoviqi. Në vazhdim po e japim PROCESVERBALIN të punuar me 2 dhjetor 1949, në zyrat e autorizuara të UDB-së në Gjilan

Në hulumtimet e bëra nga ana e organit hetues- togerit Dragutin Papoviqi, i autorizuar i UDB-së në Gjilan, në ditën 2 dhjetor 1949, në vendin e ngjarjes ku është tentuar për të bërë vetëvrasje nga ana e Mulla Idriz Hajrullahut nga Gjilani.

Pasi është kryer hulumtimi në vendin e ngjarjes, është vërtetuar se: Në ditë e 2 dhjetorit 1949 në orën 2 e 50 minuta ka ardhur tek unë në banesë oficeri kujdestar i autorizuar Gjorgje Budimiri dhe më ka lajmëruar se i burgosuri-ish i arratisuri Mulla Idriz Hajrullahu nga Gjilani, i cili ndodhej në qeli, ka tentuar të bëjë vetëvrasje në mënyrën që ka ndezur rrobat e trupit dhe në atë mënyrë ka tentuar që të nxitë vdekjen. Pas kësaj, mbi të janë marrë masat menjëherë për lidhjen e plagëve nga ana e infermierëve të spitalit të këtushëm-Memta H. I, cili ka thënë se nuk ka rrezik për jetë.



Рађено на дан 2 XII 1949 год., у канцеларији Повереништва УДБ-е у Гњилану.

ЗАПИСНИК

Проведеним извиђајем установљено је следеће:

Pastaj kam ardhur në vendin e ngjarjes dhe në rend të parë kam bërë shikimin e situatës, me të cilën kam konstatuar se plaga është e rëndë. E kam pyetur se për çfarë ka tentuar diçka të tillë, më është përgjigjur se: "Kam pasur punë me dreqin". Në dhomën ku ka qëndruar, kishin mbetur pjesë të rrobave të djegura. Në pyetjen time se si është djegur, më është përgjigjur se e kishte bërë me anën e një qibriti që e kishte te vetja për hir të duhanit që pinte, se thoshte ai, se tjetër mundësi nuk kishte dhe se vetëm ne këtë mënyrë ka mundur ta bëjë. Pastaj kam filluar ta marr në pyetje policin kujdestar, i cili i pari kishte ndier erën e djegies- Elez Bislimin, i cili deklaroi sa vijon: "Në ditën e 2 dhjetorit, rreth orës 2 e 30 e kam ndier se si dikush po ngulfatet dhe britmë në qelinë në të cilën ndodhej i burgosuri Mulla Idrizi, menjëherë e kam thirrur oficerin kujdestar Gjorgje Budimirin dhe bashkërisht e kemi hapur derën e qelisë, kemi parë se si brenda kishte shumë tym, ndërsa ai rënkonte, e shihnim flakën në trupin e tij dhe menjëherë e kemi nxjerrë jashtë në korridor, i kemi hedhur ujë dhe zjarri është shuar, e pamë se kishte lëndime në trup dhe menjëherë ju kemi thirrur ju. Pas një kohe të shkurtër ka ardhur infermieri, i dha ndihmën e parë dhe e lidhi me fasha. Po ashtu gjatë kohës së tentimit për vetëvrasje, para se të ndodhte kjo, i burgosuri Idrizi i ka lidhur kyçet e këmbëve që gjatë rrotullimit këmbët të mos luhaten, gjithashtu vrimën në derë e kishte mbyllur me lecka që tymi mos të dalë në korridor. Jorganin të cilin e kishte në dhomë e kishte larguar në një qoshe të saj ndërsa ai ishte kallur në qoshen tjetër të saj."

Gjatë ditës në përgjithësi ka qenë në gjendje të keqe ndërsa në orën 13 e 30 minutaka dhënë shpirt.

Pas dy orëve mjeku Aleksandar Gjekiq, në praninë e prokurorit të rrethit Tahir Ibrani dhe organit autoritar kanë konstatuar se ka pasuar vdekja.

## Hetuesin e bëri togeri

Dragutin Papoviq (është nënshkrimi i tij)", përfundon dokumenti.

Të bëjmë një analizë të thjeshtë se si hetuesi apo, udbashi i njohur i Anamoravës, Dragi Papoviqi, bie në kundërshtim me të dhënat e veta.

Mulla Idrizi ishte në qeli dhe mirë dihej se sa mundet me qenë e madhe qelia- ajo ishte thjesht një birucë ku qëndronin të burgosurit, dhe nuk besoj se ka pasur aso privilegje Mulla Idrizi, sa të vihen në dispozicionin e tij jorganët e çarçafët e bardhë, kur dihej se të burgosurit kanë vdekur edhe nga i ftohti në qelitë e burgut. Shumë prej tyre janë sëmurë nga tifoja e morrit, dhe shpesh gjymtyrët e trupit ua kanë ngrënë minjtë (pacovat);

Pastaj, nuk besoj se një kalibër i tillë i të burgosurit siç ishte Mulla Idrizi, do ta linin pa roje te dera, kur dihej se pushtetarët nga ai tmerroheshin. Po ky, ishte që mbi pesë vjet nuk kishin mundur ta zbulonin vendin e tij të strehimit dhe po ashtu e dinin se sa e admironte populli dhe nuk ishte larg mendjes që të organizoheshin popullata dhe të sulmonin burgun ku ndodhej hoxha;

Të mendojmë vetëm një trohë, athua vërtet, hoxha do t'i ishte përgjigjur pyetjes së hetuesit se ai "kishte pasur punë me dreqin", dhe çfarë donte të thoshte me këtë hetuesi. Në një mënyrë donte ta deklasonte hoxhën si fetar dhe tjetrën donte të paraqiste atë se ai ishte penduar për veprimtarinë që kishte zhvilluar. Por, populli asnjëherë nuk e kollofiti aq lehtë të dhënën e falsifikuar të hetuesve në burgun e Gjilanit;

Hetuesi thotë se Mulla Idrizi u vetëkall me qibritin e vet që e përdorte për duhan, ndërsa e vërteta është krejt tjetër, ngase familjaret të cilët e strehuan hoxhën në Gjyrishec, dëshmojnë se hoxha kurrë, ama bash kurrë, nuk e kishte tymosur duhanin. Andaj edhe kjo ishte gënjeshtra e radhës;

Ajo që është, edhe më e rëndësishmja, është se sipas fesë islame rreptësisht është e ndaluar që njeriu të bëjë vetëvrasje, ngase thuhet se "Zoti të fal jetën dhe vetëm Zoti mund të ta marrë atë". Çfarë gënjeshtre të kulluar shkruajnë udbashët për vetëkallje të atdhetarit Mulla Idriz – Gjilanit!

Pra, duke e lexuar dokumentin, pa dashur, të kap frika athua vallë sa e sa falsifikime janë bërë në dokumentet ndaj shqiptarëve,të cilat përdoren pa ditur se prapaskenat e tyre ishin skandaloze e të tmerrshme.

Dhe krejt në fund, dokumenti i zbuluar, megjithatë, është një lajm i mirë, që na ofron një të dhënë të rëndësishme historiografike për kohën e arrestimit dhe gjithashtu edhe për vdekjen e tij, ngase ekziston një e dhënë sado e falsifikuar të jetë, por besoj se dita e arrestimit dhe e djegies së Mulla Idrizit duhet të jenë të sakta, ngase këto data, në vete, nuk kanë pasur ndonjë rëndësi që t'i ndryshonin udbashët. Ndërsa për mua si historiane dhe që jam ballafaquar goxha shumë me dokumente "top sekret", nuk besoj dhe jam shumë e bindur për falsifikimin e të dhënave për "vetëdjegien" e Mulla Idrizit, ngase monstruoziteti dhe falsifikimi i udbashëve ka qenë dhe vazhdon të jetë specialitet i tyre. Megjithatë, besojse, sido që të jetë, ky dokument do të ketë rendësinë e vet për opinionin e gjerë dhe në veçanti për komunitetin e historianëve, ngase me të njohja për jetën dhe veprën e Mulla Idrizit do të jetë më e plotësuar dhe se është i lidhur ngushtë me ndriçimin e historisë së Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe të popullit të saj në Kosovë e më gjerë.

Lavdi Mulla Idriz Gjilanit!

Arben Desku

# Sa vlen një zemër

"Nuk është detyra jote të kërkosh dashuri, por të kërkosh dhe të gjesh të gjitha barrierat brenda vetes tënde që ti ke ndërtuar kundër saj". (Rumi)

Në këtë qytet rrahin mijëra zemra e secila rrah në një mënyrë tjetër, për diçka tjetër. E keni pyetur ndonjëherë veten: "përse rrah zemra ime?"! Është e pamundur që zemra jote të rrahë për diçka të kotë, pasi zemra është e rëndë dhe nuk shitet në një pazar të lirë.

Në këtë qytet mijëra zemra rrahin dhe në secilën prej tyre do të gjesh dashuri. Nuk mund të shpëtosh nga dashuria, pasi do të lindë vetvetiu nga mëshira e Zotit për ty. Kur ndien, kupton se ke zemër. Ajo nuk të pyet për kë do të rrahë me shumë. I dashuri i Zotit tha: "O Rrotullues i zemrave, udhëzoje zemrën time ne fenë Tënde". E tha këtë ai i Bekuar, pasi esenca është te zemra, gjithçka fillon dhe mbaron te zemra, dhe nëse zemra jote rreh për Zotin, kënaqësinë e të shijuarit të dashurisë se Zotit do ta kesh gjithmonë me vete. Do të mësosh të duash gjithçka rreth teje nëse Zotit i ke bërë vend në zemrën tënde, pasi Ai është Vetë Dashuria, dhe vetëm nga Ai dashuria buron pakufi.

I dashuruari Rumi tha: "Nuk është detyra jote të kërkosh dashuri, por të kërkosh dhe të gjesh të gjitha barrierat brenda vetes tënde që ti ke ndërtuar kundër saj". Dhe kishte të drejtë! Kishte të drejtë pasi ai e kishte kuptuar që nga njëqind dëshirat e Zotit, dashuria kishte zbritur si mëshirë në zemrat tona. Nuk mund të shpëtojmë nga dashuria, por mund ta burgosim.

***"Thuaj: " Nëse e doni Allahun, atëherë më pasoni mua që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është Shumëfalës, Mëshirues i madh."***

***(Ali Imran: 31).***

Mos e burgos, liroje, dhe do shikosh gjithë atë mrekulli që dashuria mund të bëjë. Do të shohësh se zemra jote është aq e fortë sa ta zhdukë gjithë negativitetin, gjithë pikëllimin, gjithë urrejtjen që të rrethon, që ta nxin bardhësinë e ditëve të Zotit që t'i dhuroi ty.

Vetëm ndalu dhe analizo dashurinë e nënës tënde. Të do më shumë se gjithçka në këtë botë edhe pse dhimbjen dhe mundimin më të madh ia ke shkaktuar ti. A nuk është kjo çudi, paradoks!? Kur është fjala për zemrën, e pamundura bëhët e mundur. Prandaj, jo më kot Pejgamberi salallahu alejhi



we selem tha: "Xhenneti gjendet nën këmbët e nënës». Nuk e sheh, por e ndien mëshirën e dashurisë, e ndien aromën e xhennetit sa herë që i afrohesh asaj. Edhe zemrat më të ngurta, shkrihen para këmbëve të nënës.

Zoti i Madhërishëm urdhëroi Pejgamberin salallahu alejhi we selem të na thotë këto fjalë të mëdha: "*Thuaj: " Nëse e doni Allahun, atëherë më pasoni mua që Allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se Allahu është Shumëfalës, Mëshirues i madh.*" (Ali Imran: 31).

Tani mbetet te ne që të duam, ta duam Zotin, dhe kjo nuk është një shaka, as diçka e lehtë. Ke një mal përpara që duhet ta kalosh, të rrëzohesh, të përgjakesh, të lodhesh e të ngrish nga i ftohti i acartë, të vuash, madje të vuash shumë, të durosh kritika dhe paragjykime nga njerëz të tmerrshëm që vetë jetë të tmerrshme jetuan, por edhe nëse pas tërë kësaj zemra jote është e ngrohtë nga dashuria për Zotin, ti e do Zotin. Asgjë nuk mund ta pengojë rrugën tënde për te Zoti sepse tanimë zemra jote është e lidhur përjetësisht pas Krijuesit të saj.

Krenohu me dashurinë tënde, sepse ajo është e vërtetë, dhe ndryshku i viteve mund të ndryshkë çdo gjë përveç saj. Ajo do të qëndrojë gjithmonë në piedestalin më të lartë duke të të mbrojtur ty nga errësirat e netëve të ftohta të jetës. Tani ke arritur në fazën më madhështore të jetës tënde, tani për ty vlen fjala e Zotit të Madhërishëm: "E kur robërit e Mi të pyesin për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua.»[El Bekare:186]

Shumë njerëz kanë devijuar kuptimin e dashurisë se vërtetë. Ata rëndësinë e zemrës e kanë reduktuar me rëndësinë e dukjes. Duke menduar se dukja do t'i afrojë tek Zoti kanë harruar rolin e zemrës. Përderisa, erdhi koha kur dukja e tyre nuk pasqyron zemrën e tyre,

***Nuk mund ta duash Zotin pa e dashur veten, e as nuk mund ta njohësh Zotin pa e njohur veten. Gjithçka është e lidhur përjetësisht me njëra-tjetrën.***

dhe zemra e tyre nuk pasqyron dukjen e tyre. Prandaj, shohim gjithë ato veprime e çudira mes njerëzve që devotshmërinë e aktrojnë në rroba e fytyrë, por zemra e të cilëve ka mbetur e zbrazët nga dashuria e vërtetë. Për këtë Pejgamberi salallahu alejhi we selem tha: *"Vërtet Allahu i Madhëruar nuk shikon në fizikun dhe dukjen tuaj, por shikon në zemrat tuaja duke bërë me gisht nga gjoksi".* Dashuria nuk shihet në trup, por në veprat tona.

Nuk mund ta duash Zotin pa e dashur veten, e as nuk mund ta njohësh Zotin pa e njohur veten. Gjithçka është e lidhur përjetësisht me njëra-tjetrën. E ne jemi të lidhur me njerëzit e tjerë. Njerëzit ndajnë fatin me njëri-tjetrin prandaj edhe zemrat e tyre lidhen me dashuri. Por, dashuria nuk lëndon, dashuria nuk dhunon, dashuria nuk torturon. Dashuria mëshiron, dashuria fal, dashuria dhuron më të mirën e zemrës. Njerëzit janë krijesa delikate që thyhen lehtë. Po theve zemrën e një njeriu copat nuk mund t'i ngjitësh prapë. Në Ditën e Gjykimit gjithçka falet përveç hakut që ke ndaj njerëzve. Nuk ka hak që do jetë më i rëndë sesa haku i një zemre të thyer nga një fjalë e pamenduar mirë, nga një veprim i shkujdesur. Kuptoje zemrën, sepse është misteri yt më i madh. Misterin e zemrës do ta kuptosh kur e liron dashurinë që ajo mban brenda. Dashurinë do ta kuptosh kur zemra jote do të dridhet për dikë



që e sheh dhe do të sakrifikohet për Dikë që nuk e sheh (Zotin).

Ai i Bekuar tha: "Ata që e duan njëri-tjetrin për hir të Allahut, do të jenë në hijen e Arshit.» Kjo nuk është e lehtë, por të qenët jo e lehtë, nuk e bën të pamundur. Vetëm zemrat që ia dinë vlerën vetes do të arrijnë atje. Vetëm ato zemrat më të pastra, më të bukura, më të rënduara nga pesha e dashurisë. Vetëm ato zemra më të shtrenjta. Pra, a e ke pyetur veten: "Sa vlen zemra ime?".

Mehmet Akif Ersoj – Pejani

# Poezia e Betejës së Çanakalasë

*Çfarë është kjo luftë në gjirin e Çanakalasë? A thua vallë, ka një të dytë si kjo në dynja?!*
*Nga katër e pesë po shkarkohen ushtritë të ngjeshura fortë-fortë me shoka në brez*
*Gjejnë shtigje të rrafshëta nga rrafshnalta për të kaluar në Marmara*
*Këtë tokë të vogël që e kishin rrethuar, a thua me sa flota e kishin kaluar?*
*Sa me turp janë grumbulluar, sepse thjesht kanë të mbyllur sy e tru!*
*E ku janë, si do të paraqiten ashtu të egër derisa thonë – "ne jemi evropianë!"*
*S'janë njerëz të një trungu pos fesatqarë, e në ndjenja fukara, grup hijenash shkatërrimtarë,*
*E nëse janë trima, hapini për ta qelitë, ose nxirrni nga kafazet ku janë mbyllur!*
*Dynja e vjetër, Dynjaja e re, e gjithë kjo përbëhet nga një komb me njerëz*
*Vlon si zalli, si përmbytja, erdhi fundi i botës, kiamet.*
*Janë mbledhur bashkë shtatë kontinentet e botës të rrinë përballë*
*Pa shiko, sepse bashkë me Australinë po qëndron dhe shteti Kanada!*
*Çehre të ndryshme, gjuhë të ndryshme, plot lëkura ngjyra-ngjyra;*
*Një ndodhi e qartë që dihet e ka të ngjarë në këtë mejdan: Egërsirat u bënën tok e toptan.*
*Dikush indian e tjetri kanibal që hanë njeriun e gjallë, e tjetri kush e di se çfarë bela.*
*A nuk thonë se është poshtërsi të uzurposh njeriun në befasi?!*
*Ah, po a nuk është ky shekulli i njëzetë, alamet i ngritur e krijuesi i vërtetë,*
*Sado të jetë i ngritur e i lavdëruar, me këto që shpall ngelet i mjeruar*
*Të volli e njollosi ushtari yt, sepse me muaj të tërë së keqes i qëndroi stoik*

*Pa u turpëruar i nxori fshehtësitë që mbante në zemër e na la pa emër*
*E shqeu maskën e pështirë, e ne vazhdojmë ende ta shohim atë fytyrë…*
*Ajo që quhet civilizim s'është tjetër pos një lavire e pafytyrë që të ngjall shqetësim.*
*Pastaj u thirr në shkaqe që vetë i mallkoi, po dhe me dorën e vet sërish i shkatërroi*
*Bukur e përshkroi dhe tha: Bën sepse secili një vlerë ta varrosë me një të shtënë*
*Nga ana tjetër vetëtimat ndajnë në dysh horizontin para sysh*
*E nga prapa tërmetet ngrenë thellësi me tonelata*
*Vetëtimat e bombave ndriçojnë, e duke rënë të ngjan se për çdo send janë mburojë*
*Por ato shuhen sipër gjokseve të luftëtarëve që luftojnë për vatan, e janë zemërluanë*
*Në brendi të tokës ashtu si në xhehenem, një mijë llagëme pa problem i gjen,*
*E në këto llagëme ato që janë hedhur janë: qindra njerëz që u vranë me dhunë.*
*Qielli në tokë shkarkohej vdekja normalizohej, e toka qe pështyrë sepse vdisnin pa mëshirë*
*Po çfarë tipi i frikshëm, e quante lulëzim ta ngordhë fare një të tërë njerëzim*
*Kraharor, sy e kokë, kokërdhokull, fulqi e gojë, këmbë e krah, gisht e thua*
*Shtrihen gjerë e gjatë mbi shpinë, grumbuj-grumbuj hidhen në luginë*
*Do të shndrisin si forca të blinduara, ato duar të rrudhosura e të shtrënguara*
*Vallen e vetëtimës e zëvendësojnë tufanet, me përmbytje zjarri që ndezin sharlatanët.*
*I japin zjarr i pushkatojnë, gjokset e hapura i sakatojnë*
*Karvan i pafund me aeroplanë, kahdo që sjell kokën të mbysin të gjallë*
*Plumbat rrjedhin e si zjarr ndezin më shumë se gjylet e topit pushkët po shkrepnin,*
*Përcille këtë ushtri trime e bujare e cila dhe përballë këtij rrethimi qesh dhe qëndron krenare!*
*Nuk dëshiron nga armiku as fortifikata të çelikta, e as gjynahet e tyre të shumfshita;*
*A mund t'i merret atij kalaja, kur gjoksi tij kat-kat ndërtohet nga imani e duaja?*



*Cila forcë, ruana Zot, arrin atë ta bëjë kahër e ta mposhtë?*
*Ishte baza e shëndoshë dhe e fortë Hyjnore që mundësoi atë qëndrim e forcë burrërore.*
*Të përqafuar dorë për dorë zbresin në vendin e tyre meritor*
*Vendosmërinë e shpirtëroren njerëzore nuk mund ta ndërrojë dëshira trupore*
*Këto gjokse flijuese për hir të Udhëheqësit të Përhershëm gjithmonë qenë penda përforcuese,*
*Allahu urdhëroi: "Ai është trupi që unë e krijova në formën më të mirë, andaj atë mos e përtypë!"*
*Unë thosha.. kjo gjeneratë ishte gjenerata e krenarisë, vërtet ishin pa gjynah e pa intrigë*
*Nuk arriti kush ta përtypë nderin e atij brezi, e nuk do t'ia përtypë dot deri t'vijë Kiameti.*
*Këta janë trupat e shehidëve, ju lutem shikoni fusha, male e gurishte..*
*Sikur t'mos ishte ajo përkulje n'botë, sot kokat nuk do t'valëviteshin lart e t'lëshoheshin n'tokë,*
*T'plagosur, t'pastër nga balli e deri te kambët poshtë, janë të shtrirë po pushojnë të gjithë tok,*
*Për hir të shndritjes së një "hëne" të lartë tek Ti, sa diejt po perëndojnë Ja Rabbi!*
*O ju toka, toka në këtë vatan, që, për t'ju mbrojtur ju, dhanë jetën k'ta ushtarë!*
*Ju meritoni të zbresin gjyshërit e parë nga ky qiell, me ju puth ballin e bardhë e të sinqertë,*
*Sa shpirtmëdhenj që ishit sepse me gjakun tuaj na shpëtuat, e për këtë Tevhidin e kultivuat.*
*Por këtë shan kush e kishte para jush, vetëm shehidët e Bedrit që Zoti i kish beku.*
*E di që varri juaj nuk do t'ju ngushtojë, por më thoni kush atë do t'jua gërmojë*
*Ai nuk do t'ju nxë në përgjithësi, edhe po t'ju thosha: "Eja t'ju varrosë në histori".*
*Këta shekuj plot trazira s'i zë libri, s'ju bën ballë as errësira.*
*Por ty vetëm përhershmëria të fal legjitimitet e ta përthekon atë kapacitet*
*Ky është gur - varri yt, në më lejosh Qabenë ta kisha mbjellë e ta kisha vendosur n'kokë,*
*Sikur t'mund ta shpjegoja shpalljen e shpirtit tim, e ta tejkaloj mbi gurin e varrit tënd, o trim!*
*Më pas ta marr dhe qiellin në dorë e ta vë tek ti, vetëm për hir të kënaqësisë që ushqej për ty*
*Varri yt që ende të pik gjak, ta tërheq me të gjitha sendet e ngurta që i mban kjo dynja*
*Tyrbes tënde të hapur e të madhe, me re të ngrysura t'i ndërtoja një tavan sa një minare*
*Nga guri i varrit tënd ta zgjas gjithë shtetin - devletin e madh me shtatë kandila të gjallë*
*Ti qëndro nën hijen e këtij nijeti, me gjakun e lagësht që i tillë nga ajo ditë të mbeti*
*Sa herë që shtrihem në shtrat, bukurinë e dritës së hënës dua të ta afroj ngat,*
*Të të ruaj mu ashtu sikur tyrbedari yt, deri në sabah të mos largohem e nga vendi t'mos lëviz;*
*Ditën tënde ta bëj veç agim, ta mbaj gjallë origjinalitetin tënd, ta përhap e të vlojë gjithkund,*
*Hija e perëndimit të diellit në aksham, ta përqafojë plagën tënde në varr,*
*Po edhe po t'i veproja këto s'do të mund të thosha se për hatrin tënd kam bërë ndonjë gjë,*
*Ti je ai që theve sulmin e të gjithë atyre që synojnë uzurpimin dhe zullumin,*
*Shkove gjurmëve të më të dashurit sulltan të lindjes, hapave të sulltan Salahuddinit t'madh,*
*Shpatën e përdore si luan, e madhështove veten dhe i le të të admirojnë të gjithë përmbas*
*Ti që e përqafove Islamin fort, e dëshpërimin e ngulfate për jetë e mot,*
*E copëtove atë mbështjellës të hekurt që mbaje në gjoks, i gjallë e i vdekur,*
*Ti, që gjithmonë ecën së bashku me shpirtin tënd, edhe pse emri yt nuk dihet deri në fund*
*Ti që je varros një shekull më parë do të dalësh në pah, edhe pse është e dhimbshme, po pra,*
*Ty nuk të mjaftojnë këto horizonte, ty nuk të mërzit ky sebep, ty nuk të mban më ky vend..*
*O shehid, o bir shehidi, mos kërko nga unë varr të të çel,*
*Ti e ke prehrin e kraharorin e hapur, sepse të pret më i miri Pejgamber!*

*Përktheu dhe përshtati: Dr. Hatixhe Ahmedi*

Shaban Basha

# Xhelaluddin Rumi dhe "Dita e pritur"

Nga ai janë ndikuar shumë autorë e artistë që nga poeti i madh Gete (Goethe), mjeshtri i baletit, Moris Bezhar (Maurice Bejart), hulumtuesja dhe shkrimtarja gjermane, Ana Mari Shimel (Anna Mary Shimell,) etj.

## Jeta

RUMI, (Ğalalad-din ibn Baha'ad-din al-'Ulama' Walad ibn Husayn ibn Ahmed Hatibi), i njohur me emrin mevlana (Mewlana-"i madhi i ynë"). Emri Rumi i është dhënë pasi që ka jetuar në tokat e Anadollit, që në atë kohë, si gjeografi është quajtur si "Vend i Romës." "Rum," (pers. tur. mbretëria bizantine, greko-romakët).

Poeti, themeluesi i rendit të dervishëve "mevlavije," (gj. perse, darvesh: "thyes i pragjeve," "lyps," "kërkues"...); Mevlavije (mewlaviyya, mevlaviye,) rend i dervishëve, emri vjen nga mewlana ("mësuesi ynë,") titull që i është dhënë Xhelaludinit. Evropianët e quajtën me emrin "dervishët që vallëzojnë". Lindi më 30 shtator 1207, në qytetin Balhu të Afganistanit.

Në atë kohë, i ati i Xhelaleddinit, Bahaeddin Veled, në qytetin Balhu, shquhej si "Sulltani i Dijetarëve" ("Sultan-al Ulema"). Në vitin 1221, para se të fillonin dyndjet e mongolëve, familja e Xhelaleddinit mërgoi nga Balhu në drejtim të Lindjes në qytetin e Mekës duke kaluar nga Nishapuri dhe Bagdadi dhe më pas shkojnë drejt Veriut duke arritur në Kudus (Jerusalem) dhe Damask.

Në vitin 1229, me kërkesën e sundimtarit selçuk, Ala –addin Kejkubadit, familja vjen në Anadoll dhe përfundimisht vendoset në qytetin Konja. Xhelaleddini mësimet e para i ka marrë nga i ati i tij i cili ishte myderriz (profesor) në medrese. Dy vjet pas ardhjes së familjes së Xhelaluddinit në Konja, Sulltani i Dijetarëve, babai i tij, Bahaeddini, ndërron jetë. Vdekja e Myderrizit, në rajon, është shënuar si një pikëllim gjithëpopullor. Pas vdekjes së babait, Xhelaleddin-i pranohet nga dervishët si "pir" (gj. pers. "pir:" "më i vjetri," " i pari," "udhëheqës"...). Në rregullat e sufizmit për "pir" përdoret nocioni "murshid," (në përkthim, "udhëheqës shpirtëror").

Xhelaluddini, gjatë qëndrimit në qytetin Karaman, ku babai i tij i mësonte fëmijët në medrese (medrese, institucion ku mësohen dituritë islame dhe shkencat ekzakte), para se të vendosej në Konja, u martua me vajzën e Lala Sherefad-din-it, njëra nga nxënëset e babait, e cila quhej Xhevher Hatun. Nga kjo martesë i lindën dy djem: Sulltan Veled-i dhe Alaeddin Çelebi-u... Pas vdekjes së gruas, Xhelaluddini lidh martesë me Kere Hatunen. Nga kjo martesë kanë lindur edhe dy fëmijë.

Më 29 nëntor 1244, në Konja arrin Shamsaddin Muhammed Tabrizi, "dervishi endacak"-("dervishi fluturues,"). Epiteti: "endacak-fluturues," i është dhënë pasi që ai gjatë tërë jetës së tij ka vizituar shumë vende, me qëllim të përhapjes së sufizmit. Në qytetin e Konjës, ai takohet me Xhelaluddinin. Ky takim shënon kthesën vendimtare në jetën dhe veprën e Xhelaluddinit. Ai, Xhelaluddinit, i tregoi rrugën, përvojën dhe njohjen e dashurisë sufiste. Tabriziu, është dalluar me kapelën e kokës. Ai, në kokë ka mbajtur kapelën-fesin në formë të zgjatur e punuar nga zhguna. Edhe sot, gjatë aplikimit të ritualit, dervishët në kokat e tyre mbajnë kapela të ngjashme. Kapela simbolizon ditën e takimit, si dhe shprehjen e respektit ndaj "mësuesit," ShamsaddinTabrizi. "Mësuesi," mbiemrin Tabriz-i ka marrë nga qyteti Tabriz i Iranit-Persisë. Ka qenë traditë e kohës që mbiemrat dijetarëve ti jepen sipas vendit-qytetit ku kanë lindur ose ku kanë jetuar.

## Mendimet

Burimi i mendimeve që e bëjnë Xhelaluddinin të famshëm ishin njohuritë mistike që mori nga myderrizët jashtë medreses. Më pas këto dituri ai i zgjeroi duke i shtuar mendimet dhe përvojat e tij. Ai, nxori në dritë veprat kulmore. Mevlana, me veprat e tij, ka dashur t'u përcjellë njerëzve dashurinë ndaj Zotit, dashurinë Hyjnore. Trinomi: Zot, njeri, univers; që prehej në zemrën e Mevlanës, nëpërmjet kësaj dashurie hyjnore u bë "një i vetëm," duke bërë që të zhduken dallimet dhe ndasitë në mes të njerëzve. Poeti, jetën e njeriut determinon në tri fjalë: "isha i papjekur, u poqa, u dogja." Dritaret e shpirtit të tij ishin të hapura tërësisht në të gjitha drejtimet; me besim dhe praktikë myslimane, ai është temperament jokonformist, ndonëse, e realizon natyrën e formës sekondare në krahasim me shpirtin. Ai, paraqet, se, raporti i njeriut ndaj Zotit nuk është çështje e thjeshtë të cilën duhet ta racionalizojmë dhe ta modelojmë në dogmë, ajo është diç që duhet të realizohet në thellësi të qenies e ku njerëzorja përshtatet me Hyjnoren, ku jeta përfshihet në përjetshmëri.

## Shembull i frymëzimit

Drita e mevlana Xhelaleddin Rumiut, vazhdon t'i ndriçojë akoma edhe sot zemrat dhe rrugën e njerëzve. Poezitë e tij japin kahzime, u drejtohen të gjithë njerëzve të botës, pavarësisht nga koha dhe vendi ku jetojnë. Njerëzit që dëshirojnë të kuptojnë kvintesencën e vërtetë të jetës, këtë e gjejnë tek Xhelaleddini. Nga ai janë ndikuar shumë autorë e artistë që nga poeti i madh Gete (Goethe), mjeshtri i baletit, Moris Bezhar (Maurice Bejart), hulumtuesja dhe shkrimtarja gjermane, Ana Mari Shimel (Anna Mary Shimell,) etj. Edhe poetët tonë janë frymëzuar nga ky mecen i pendës, si: Rilindasit Kombëtarë, Vëllezërit Frashër, etj. Gjithashtu, edhe sot vazhdojnë të inspirohen shumë: poetë, shkrimtarë, artistë e muzicjentë, etj.



## Veprat

Veprat kryesore të shahirit (poetit mistik), janë:

1. Divan-i (Diwan), i cili përmban gazele (këngë dashurie kushtuar Krijuesit) dhe rubai (poezi e shkruar në katër strofa, katren). Aty gjenden vargjet në gjuhën greke dhe turke, e që jep dëshmi për raportet e poetit me shtresat e ulëta të popullatës, dhe me banorët jomyslimanë të Konjës;
2. Mesnevi-i, (Matnawi), një lloj i veprës poetike në të cilën poema paraqet, sipas rregullave, në vete tërësinë e mbyllur dhe në aspektin gramatikor është i plotë. Mesnevi, paraqet kurorën e veprave të letërsisë mistike, është vepra kulmore e mistikut. Këtë vepër,ai e ka shkruar me dëshirën e nxënësit më të mirë të tij, Hasmeddin-it. Shahiri, veprën e ka shkruar në kohëzgjatje prej 40 vitesh;
3. Fihi ma fihi, pasqyron përmbledhjen e fjalëve të poetit mistik.
4. Mava'i'zmagalis-i sab'a;
5. Maktubat, (letrat, letërkëmbimet).

## Dita e pritur dhe "Nata e Dasmës"

Kur e përfundoi veprën e madhe, "Mesnavi-i,“ mevlana, e kuptoi veten sikur e kishte kryer misionin e vet në këtë botë, e kishte marrë atë që duhej ta merrte dhe kishte dhënë atë që duhej të jepte. Më datën 17 dhjetor të vitit 1273, erdhi dita e pritur për Xhelaleddinin. Ai u nis në rrugën e përjetshmërisë me dëshirë në takimin me të dashurin e tij, Allahun. Ai, u përcoll nga i gjithë populli i Konjës, me një ceremoni varrimi të paparë deri atëherë, në fillim u shoqërua deri në xhami për t'ia falur namazin e xhenazes dhe pastaj u përcoll për në banesën e fundit. Kur perëndoi dielli dhe ra muzgu, mevlana u bashkua me tokën. Momenti i vdekjes së tij, kujtohet si "Sheb-i Arus." Sipas poetit, vdekja paraqet ditën e takimit me të dashurin, Allahun.

Ai, vdekjen e shpjegon si një ngritje në një nivel tjetër të ri. Me bindje se, njeriu një herë vdesë, e dy herë jeton. Ditën e vdekjes, ai e cilësonte si një ditë "dasme ose festeje." Përvjetori i vdekjes së Xhelaleddinit, përkujtohet edhe në ditët e sotshme. Më 17 dhjetor në Konja, organizohen manifestimet përkujtimore me emrin: "Sheb-i Arus," ("Nata e dasmës"). Në këtë "Natë dasme," çdo vit dervishët e përkujtojnë "pirin-udhëheqësin" e tyre, në shoqërimin e fyellit, daulleve të vogla dhe defeve, vallëzojnë ashtu siç dëshironte poeti.

Trupi i Xhelaleddint është varrosur në "kopshtin e trëndafilave" të cilin Sulltani i Selçukëve Kejkubati, i dhuroi babait të tij që nga dita kur kishte ardhur në Konja. Në këtë kopsht është varrosur edhe i birit tij, Sulltan Veledi, i cili është themeluesi i tarikatit (sektit) Mevlavi. Epitafet dhe kupolëzat e varreve janë të punuara nga druri i arrës dhe paraqesin punimet artistike të mjeshtërve të kohës.

## Tarikati-sekti Mevlavi

Tarikati Mevlavi, përbëhet nga dy elementë kryesor, njëri është muzika (muzika mistike), ndërsa tjetri vallëzimi i quajtur "sema" (në përkthim: "qielli-kozmosi," "rrotullim i dervishëve").

Gjatë vallëzimit semazenët ("valltarët") nuk rrotullohen vetëm rreth vetes, por shëtisin edhe në sheshin e vallëzimit, sikurse lëvizin planetët rreth diellit. Ndonëse, sipas Mevlanës, edhe gjithësia në një kuptim bënë "sema-rrotullim." Çdo materie dhe çdo grimcë e atomit është në rrotullim duke kërkuar Krijuesin e vet.

## Këshillat

Rreshtat e dedikuara eruditit të filozofisë mistike, mevlana Xhelaleddin Rumiut, përfundojmë me një këshillë që, ai i dha të birit, Sulltan Veledit: "... Nëse dëshiron parajsën e amshueshme, bëj miqësi me të gjithë: Mos i ki inat askujt ... Nëse kërkon drejtësi, mos i pengo të tjerët... Nëse dëshiron të bëhesh ilaç, mos u bëj gjemb!... Nëse nuk dëshiron që të të bëjnë keq, atëherë mos shpreh fjalë fyese, mos thyej zemra! Nëse i kujton miqtë, atëherë në kopshtin e zemrës do të çelin trëndafilat, nëse në mendje i sjell armiqtë, atëherë zemra do të mbushet me gjarpërinj dhe me gjemba..."

Literatura:

- M. M. Sharif, Historia Islamske Filozofije, 1, 2, Zagreb, 1988.
- Nerkez Smajlagic, Leksikon Islama, Sh. b. Svjetlost, Sarajevë, 1990.
- Fejzulah Hadžibajrić, Mesnevia, I, II, Sarajevë, 1988.

www.trt-worldshqip.com.

- Ivan Cvitković, Rječnik Religiskih Pojmova, Sarajevë, 1991.
- Tahir Büyük körükçü, mevlana ve Mesnevi, Stamboll, 1983.

# Myftiu Tërnava priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë z. Akin

*Prishtinë, 19 mars 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë z. Nevzat Akin. Myftiu Tërnava fillimisht e falënderoi atasheun për vizitën, më pas e njohu me punët dhe funksionimin e institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës. Ai po ashtu shprehu falënderime edhe për Diyanetin dhe qeverinë e Turqisë që po ndihmojnë vazhdimisht popullin e Kosovës në të gjitha fushat. Nga ana e tij, atasheu Nevzat Akin falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen si dhe shprehu gatishmërinë që edhe më tej të intensifikohet bashkëpunimi me institucionin e Bashkësinë Islame të Kosovës.. *(R.S).*



# Kryesia e BI-së së Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

*Prishtinë, 20 mars 2019*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Ai fillimisht falënderoi anëtarët e Kryesisë për kontributin që janë duke dhënë në të mirë të fesë dhe popullit tonë. Myftiu Tërnava këtë mbledhje e filloi duke përmendur kalimin në ahiret të drejtorit të Financave në Kryesinë e BIRK-ut, Kasim ef. Gërgurit, për të cilin më pas kënduan një Fatiha dhe bënë lutje që Zoti ta ketë marrë me mëshirën e Tij dhe ta gradojë me xhenet. Mbledhja më pas vazhdoi me pikat e rendit të ditës e që ishin: shqyrtimi dhe miratimi i Raportit të Kryesisë për vitin 2018, shqyrtimi dhe miratimi i pasqyrës financiare për vitin 2018, shqyrtimi dhe miratimi i raportit të firmës audituese për veprimtaritë financiare të Kryesisë për vitin 2018, përgatitja e mbledhjes së rregullt të Kuvendit të BI-së së Kosovës, shqyrtimi i lëndëve dhe marrja e vendimeve nga kompetencat e Kryesisë, si dhe pika të ndryshme. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Kuvajtit Al Jasim



*Prishtinë, 20 mars 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava priti në takim Fayez Mishari Al Ja-

sim, ambasador jorezident i shtetit të Kuvajtit. Myftiu Tërnava pasi i shprehu mirëseardhje ambasadorit Al Jasim, falënderoi qeverinë dhe popullin e Kuvajtit që vazhdimisht kanë ndihmuar popullin e Kosovës dhe theksoi në veçanti se marrëdhëniet mes BIRK-ut dhe ambasadës së Kuvajtit janë shumë të mira dhe të qëndrueshme. Ai më pas e njohu me punën e BIRK-ut dhe me organizimin e jetës fetare në Kosovë. Nga ana e tij, ambasadori Al Jasim falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe për bashkëpunimin serioz në realizimin e disa projekteve në ngritjen e infrastrukturës së BIK-ut dhe shprehu gatishmërinë për thellimin e bashkëpunimit në të ardhmen në të mirë të popullit të Kosovës. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava priti në takim Ministrin e Punëve të Brendshme, z. Mustafa



*Prishtinë, 21 mars 2019*

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava priti në takim Ministrin e Punëve të Brendshme, z. Ekrem Mustafa. Myftiu Tërnava pasi i dëshiroi mirëseardhje ministrit Mustafa, e njohu me punën e BIRK-ut dhe me organizimin e jetës fetare në Kosovë. Nga ana e tij, Ministri i Punëve të Brendshme, z. Ekrem Mustafa falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen dhe për bashkëpunimin dhe çmoi lart kontributin e Myftiut Tërnava dhe BIRK-ut që kanë dhënë dhe po japin për sigurinë dhe qetësinë e përgjithshme të vendit tonë dhe theksoi nevojën për thellimin e bashkëpunimit në të ardhmen në të mirë të mirëqenies së popullit tonë. *(R.S).*

## Të Zotit jemi dhe tek Ai do të kthehemi!

إنّا لله و إنّا إليه راجعون

*Prishtinë, 15 mars 2019*

Në moshën 49-vjeçare, ka ndërruar jetë drejtori i financave në Kryesinë e BI-sësë Kosovës, Kasim ef. Gërguri. Varrimi i të ndjerit u bë në vendlindjen e tij në fshatin Bardh i Madh (Bellaçevc i Madh) në varrezat e xhamisë në Lagjen e Gërgurëve.

## Kasim Gërguri (1970-2019)

**Biografi**

Lindi më 1970 në fshatin Bardh i Madh (Bellaçevc i Madh) të komunës së Fushë Kosovës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse medresenë e mesme "Alaudin" në Prishtinë (1988). Studimet i mbaroi në Fakultetin e Sheriatit në Aman të Jordanisë (1997). Menjëherë pas përfundimit të studimeve është angazhuar në detyrën e imamit, hatibit e mualimit në Xhaminë e Madhe në Prishtinë. Ndërsa më 1998 emërohet arkëtar në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës, detyrë të cilën e kreu deri më 2004, kur emërohet drejtor financiar në Kryesinë e BI-së së Kosovës, ku punoi deri më tash. Kasim efendiu ka qenë bashkëpunëtor i periodikut islam të BI-së, ka të botuar një sërë studimesh e kontributesh në fushën e akaidit në revistat "Dituria islame", "Edukata islame", "Takvimi" etj. Po ashtu rahmetliu ka marrë pjesë në një sërë konferencash e sesionesh shkencore të organizuara nga BI-ja dhe institucionet simotra. Më 2016 botoi veprën "Akaidi sipas Imam Maturidiut" një studim me vlerë për shkencën e akaidit te ne. *(R.S).*



# Mbahet akademi përkujtimore me rastin e kalimin në ahiret të hoxhës, Kasim ef.Gërguri (1970-2019)

*Prishtinë, 21 mars 2019*

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në amfiteatrin e FSI-së në Prishtinë, u mbajt akademi përkujtimore me rastin e kalimin në ahiret të Kasim ef. Gërgurit (1970-2019).




Në këtë ngjarje mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, familjarë, kryetari i Kuvendit të BIK-ut Ajni Sinani, dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi, drejtori i Medresesë Jakup Çunaku, përfaqësues të jetës politike e kulturore, bashkëpunëtorë, përfaqësues të Këshillave të BI-së së Kosovës, studentë, shokë etj.

Në fjalën e tij duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava, i cili e kishte mjaft të vështirë të flasë për nxënësin, studentin dhe kolegun e punës, drejtorin për financa Kasim ef. Gërgurin. "Edhe kjo fjalë imja sot këtu para jush, për mua është pjesë e atyre sprovave të mëdha që në një rrethanë tjetër, kurrë nuk do ta kisha përzgjedhur dhe nuk do të isha pajtuar, pra që ta kujtoj e nderoj nxënësin, mikun, kolegun dhe bashkëpunëtorin tim të vyer Kasim efendi Gërgurin, i cili me caktimin e Allahut xh.sh. më datën 15 mars 2019 kaloi në Ahiret, duke na lënë ne të mërzitur e të pikëlluar dhe duke lënë një zbrazëti e boshllëk në mesin tonë. Mirëpo, caktimit të Allahut ne i themi vetëm amin dhe atë e pranojmë me plotë besim, nënshtrim dhe durim e sabër të thellë, sepse me urdhrin dhe caktimin e Allahut besimtari duhet të pajtohet plotësisht. Kasim efendiun e kam njohur, kam ndjekur sukseset dhe punën e tij dhe e kam vlerësuar këtu e tri dekada e gjysmë më parë, pra saktësisht që nga viti 1985, si nxënës në medrese dhe deri në ditët kur ai u nda fizikisht nga ne. Dhe kjo njohje jona u takon tri periudhave të ndryshme: Kasimin si nxënës, si student dhe si koleg e bashkëpunëtor. Në detyrën e drejtorit të financave, Kasim ef. një kontribut të çmuar ka dhënë edhe për avancimin e programeve profesionale në fushën e financave, trajnimeve dhe përgatitjen e stafit jo vetëm këtu në qendër, po në të gjithë këshillat e BI-së dhe në institucionet e tjera që veprojnë në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës. Ai qe i afërt më bashkëpunëtorët, modest me të tjerët, parimor në punë e mbi të gjitha korrekt e bashkëpunues me të gjithë. *(R.S).*



Ajo që e ka bërë të veçantë Kasim efendiun duhet të them që ka qenë institucionalist i përkushtuar, që do të thotë i ka dashur e respektuar institucionet, është angazhuar për to. Shpeshherë e thoshte me bindje: Ne shyqyr Zotit kemi krijuar institucionet tona, këto duhen respektuar. Madje edhe në derset e ligjërimit e tij gjithherë vëmendje të posaçme i kushtonte forcimit të institucioneve si në kuadër të BIK-ut ashtu edhe të institucioneve publike e shtetërore të vendit.

Si pedagog, bashkëpunëtor e bashkudhëtar i Kasim efendiut me bindje e them se përkushtimi, urtësia e besnikëria ishin virtytet kryesore të Kasim efendiut",-tha veç të tjerash Myftiu Tërnava.

Për Kasim ef. Gërgurin për kohën sa ishte nxënës në Medresenë Alaudin foli kujdestari i tij prof. Ruzhdi Shabani, i cili theksoi: "Është shumë e vështirë të flasë për nxënësin tim Kasim ef. Ndoshta do të kisha dëshiruar që Kasim ef. të ishte sot në vendin tim dhe ai të fliste për profesorin e tij, por ja që caktimin e Zotit askush nuk mund ta ndryshojë. E kam pasur nxënës ashtu siç i pata të tjerët, por ai ishte shumë i dashur, korrekt, fytyrëqeshur. Me shokët ishte shumë i afërt dhe sado që të flasim për virtytet e tij, forcën dhe anët pozitive që kishte, është pak, por unë lus Zotin që ta shpërblejë me shpërblimin e Tij më të mirë", -tha ai.

Kasim ef. ishte personalitet që ka respektuar shokët dhe kolegët dhe në emër të tyre para të pranishmëve mori fjalën Bahri ef. Sejdiu, i cili ishte një ndër shokët më të afërm të rahmetliut. Ai evokoi momente dhe shoqërinë që e kishin që nga viti i parë në Medrese, pastaj gjatë shërbimit ushtarak si dhe jetën studentore që e kishin kaluar në Aman të Jordanisë si dhe më pas në Kosovë si nëpunës i BIRK-ut dhe ai dallohej me karakterin e tij intelektual, e donte institucionin dhe vijën zyrtare institucionale. "Ai do të na mungojë të gjithëve në institucionin tonë të BIRK-ut, seminaret dhe takimet tona dhe në shkrimet nga sfera e akaidit dhe familjes në përgjithësi",- tha Sejdiu. Në këtë akademi mori fjalën edhe bashkëluftëtari i Kasim ef. Komandanti Mensur Kasumi, i cili çmoi guximin dhe trimërinë e rahmetliut gjatë luftës së fundit të UÇK-së, pjesëtar i së cilës ishte. "Njeriu i parë që më është bashkëngjitur në luftë ka qenë hoxha i nderuar Kasim ef. me hoxhallarë e tjerë. E kam dashur dhe respektuar shumë, sepse na ka dhanë moral, këshilluar dhe ka ndenjur me mua në bunker një javë pa lëvizur aspak dhe çdo çast e luste Zotin që të dy të jemi në mesin e dëshmorëve. Por deshi Zoti që të jetojmë edhe më dhe vdekja e tij na pikëllon shumë dhe e krahasoj me veprimtarë të mëdhenj të çështjes kombëtare dhe fetare të shqiptarisë, kësi burra rrallë lindin. Në emër të familjes të pranishmit i përshëndeti i biri i rahmetliut Enes Gërguri, i cili falënderoi Myftiun Tërnava dhe BIRK-un për organizimin e kësaj akademie përkujtimore dhe u lut që Zoti t'i shpërblejë të gjithë. Duanë e hatmes të cilën e kanë kënduar kolegët e punës për shpirt të rahmetliut e bëri Agim ef. Hyseni. *(R.S).*

## Fjala e Myftiut Naim ef.Tërnava në Akademinë përkujtimore me rastin e kalimit në Ahiret të Kasim ef. Gërgurit

*E nderuara familje e Kasim efendi Gërgurit,*

*Të nderuar drejtues të institucioneve të Bashkësisë islame të Kosovës*

Të nderuar kolegë, bashkëpunëtorë dhe gjithë ju të pranishëm që keni pasur nderin ta njihni dhe të punoni me kolegun tonë të çmuar e të respektuar, Kasim efendiun



Gjatë jetës në këtë botë, njeriut i është caktuar që të sprovohet e të provohet me shumë sfida dhe gjëra të cilat po të vareshin nga ai, asnjëherë nuk do t'i zgjidhte dhe edhe nëse do t'i zgjidhte, do të vepronte krejt ndryshe.

Edhe kjo fjalë e imja sot këtu para jush, për mua është pjesë e atyre sprovave të mëdha që në një rrethanë tjetër, kurrë nuk do ta kisha përzgjedhur dhe nuk do të isha pajtuar, pra që ta kujtojë e nderoj nxënësin, mikun, kolegun dhe bashkëpunëtorin tim të vyer Kasim efendi Gërgurin, i cili me caktimin e Allahut xh.sh. më datën 15 mars 2019 kaloi në Ahiret, duke na lënë neve të mërzitur e të pikëlluar dhe duke lënë një zbrazëti e boshllëk në mesin tonë.

Mirëpo, caktimit të Allahut

ne i themi vetëm amin dhe atë e pranojmë me plotë besim, nënshtrim dhe durim e sabër të thellë, sepse me urdhrin dhe caktimin e Allahut besimtari duhet të pajtohet plotësisht.

*Të nderuar të pranishëm*

Kasim efendiun e kam njohur, kam përcjellë sukseset dhe punën e tij dhe e kam vlerësuar këtu e tri dekada e gjysmë më parë, pra saktësisht që nga viti 1985, si nxënës në medrese dhe deri në ditët kur ai u nda fizikisht nga ne. Dhe kjo njohje e jona u takon tri periudhave të ndryshme: Kasimin si nxënës, si studentë dhe si koleg e bashkëpunëtor.

Si nxënës në Medrese, Kasim efendiun e kujtoj si një ndër më të mirët e gjeneratës së tij, i zellshëm, i disiplinuar, i përkushtuar në mësime ku tregoi rezultate të shkëlqyera, si dhe i edukuar tamam siç i kërkohej një të riu, një medresisti - pra ishe një nxënës shembull në çdo aspekt. Në mësime ishte i shkëlqyeshëm, kurse sjelljet gjithmonë i kishte shembullore. Në sytë e tij dallohej dëshira për mësim dhe për t'u bërë hoxhë dhe që nga atëherë tregoi afinitet për dijet fetare, për se menjëherë pas medresesë vazhdoi studimet në Aman të Jordanisë ku i përfundoi me sukses studimet e larta në Fakultetin e Sheriatit.

Sa ishte studentë Kasim efendiu, kënaqesha me sukseset dhe të arriturat e tij dhe kjo më bënte të lumtur dhe krenar njëkohësisht.

Pas studimeve, Kasim efendiu kthehet në atdhe, dhe menjëherë angazhohet si imam, hatib e mualim në Xhaminë e Madhe në Prishtinë, ku u shqua për afërsi me xhematë, për stil të ligjërimit të qartë e të kapshëm për xhematin si dhe për punë me brezat e ri. Këtu filloi edhe veprimtaria e tij në Bashkësinë Islame të Kosovës, duke u bërë kështu edhe një nga kolegët dhe bashkëpunëtorët tanë më të vyeshëm, për çka edhe më vonë do t'i besohen edhe detyra të tjera me rëndësi në kuadër të këtij institucioni.

Më pas, Kasim efendiun e gjejmë të angazhuar në administratën e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës në pozitën e administratorit financiar, detyrë të cilën e kreu me përkushtim e profesionalizëm deri sa e thirri ora e historisë dhe së bashku me shumë djem e vajza tona, iu bashkua radhëve të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës për të përmbushur e realizuar kështu edhe një detyrë shtesë ndaj fesë e atdheut.

Pas përfundim të luftës dhe çlirimit të vendit, Kasim efendiu i rikthehet profesionit të tij prej imami, mualimi, hatibi e udhëheqësi në institucionet e BIK, fillimisht të KBI të Prishtinës, e nga viti 2004 do të udhëheq me Drejtorinë e Financave në Kryesinë e BIK, ku ka bërë një punë të shkëlqyeshme.

Në detyrën e drejtorit të financave, Kasim efendiu një kontribut të çmuar ka dhënë edhe për avancimin e programeve profesionale në fushën e financave, trajnimeve dhe përgatitjen e stafit jo vetëm këtu në qendër, po në të gjithë Këshillat e BI dhe në institucionet tjera që veprojnë në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës. Ai qe i afërt më bashkëpunëtorët, modest me të tjerët, parimor në punë e mbi të gjitha korrektë e bashkëpunues me të gjithë.

*Të nderuar të pranishëm*

Një segment i rëndësishëm i Kasim efendiut është edhe kontributi i tij në periodikun islame tek ne ku e gjejmë të pranishëm që nga fundi i viteve të 90 të shekulli të shkuar me kontribute kryesisht nga fusha e akaidit, ku ka botuar një sërë kontributesh në revistat



"Dituria Islame", "Edukata Islame" dhe "Takvim", të cilat do ta bëjnë të paharrueshëm atë.

Po ashtu, ai ka marrë pjesë në një sërë konferencash e sesionesh shkencore të organizuara nga BI dhe institucionet simotra, kontributet e të cilit tashmë janë botuar në vëllimet përkatëse .

Kasim efendiu në kontributet e tij shkencore të Akaidit i qe përkushtuar maksimalisht doktrinës së Maturidiut, që realisht është edhe drejtim yni historik. Në këtë rrafsh ai më 2015 botoi veprën "Akaidi sipas imam Maturidiut" – një kontribut i çmuar për fushën në fjalë, një vepër që duhet pasur në konsideratë nga të gjithë ne.

Përveç kësaj, Kasim efendiu ka lënë në dorëshkrim, të gatshme për botim, edhe një vepër tjerë që i kushtohet mënyrës së përgatitjes së hytbeve, e të cilën Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës së shpejti do ta botoj dhe do ta bëjë pronë të bibliotekave të të gjithë nëpunësve të BI dhe dashamirësve të fjalës së shkruar.

Ajo që e ka bërë të veçantë Kasim efendiun duhet të them që ka qenë institucionalist i përkushtuar, që do të thotë i ka dashur e respektuar institucionet, është angazhuar për to. Shpeshherë e thoshte me bindje, Ne shyqyr Zotit kemi krijuar institucionet tona, këto duhet respektuar. Madje edhe në derset e ligjërimit e tij gjithherë vëmendje të posaçme u kushtonte forcimit të institucioneve si në kuadër të BIK ashtu edhe të institucioneve publike e shtetërore të vendit.

Si pedagogë, bashkëpunëtorë e bashkudhëtar i Kasim efendiut me bindje e them se përkushtimi, urtësia e besnikëria ishin virtytet kryesore të Kasim efendiut.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Allahu xh.sh në Kuranin fisnik thotë: *"Askush nuk vdes pa vullnetin dhe lejen e Allahut, në kohë të caktuar. E kush e dëshiron shpërblimin e kësaj bote, Ne atij ia japim, e kush e dëshiron shpërblimin e botës tjetër, edhe atij do t'ia japim atë, kurse mirënjohësit Ne do t'i shpërblejmë". (Ali Imran, 145)*

Kasim efendiu jetoi dhe kaloi në botën tjetër pikërisht në përputhje dhe konform këtij ajeti kuranor. Ai kaloi në Ahiret vetëm me vullnetin dhe caktimin e Allahut, në një kohë të caktuar, siç do të kalojmë të gjithë ne. Ai me tërë qenien e tij punoi për të mirën e përgjithshme të vendit, të popullit dhe të besimtarëve, gjithnjë duke e kërkuar, lutur e shpresuar mëshirën dhe shpërblimin e Allahut xh.sh. në këtë dhe në botën tjetër dhe për këtë sigurisht që do të jetë i shpërblyer tek Allahu.

Prandaj, familja Gërguri dhe gjithë ne të tjerët jemi krenar që e njohëm, punuam e bashkëvepruam me Kasim efendiun. Atë do ta kujtojmë *gjithmonë* dhe i tillë do të mbetet në mendjet dhe shpirtin tonë si një imam, mualim, koleg, vëlla, mik, dashamirë e udhëheqës të përkushtuar, të dashur, të urtë e fisnik.

Allahu i madhëruar e shpërbleftë Kasim efendiun për veprën e tij, kurse shpirtin e tij e bëftë pjesë të kopshteve të Xhenetit Firdevs!

Shpirtit fisnik të Kasim efendiut të gjithë t'ia bëjmë hedije një "Fatiha"!

*Prishtinë, 21.03.2019*
*Myftiu Naim ef. Tërnava*

## Zëvendëskryetari Rama priti në takim presidentin e Universitetit të Malejzisë, dr. Jaxhid

*Prishtinë, 5 mars 2019*

Zëvendëskryetari, njëherësh anëtari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Ahmet ef. Rama, priti në takim presidentin e Universitetit për Menaxhment dhe Shkencë të Malajzisë, prof. dr. Muhamed Shukri Jaxhid, i shoqëruar nga nënkryetari i Çështjeve Globale dhe Strategji të Komunikimit, z. Rosli Jusuf. Zëvendëskryetari Rama, fillimisht u uroi mirëseardhje mysafirëve, më pas i njohu me punët dhe angazhimet e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës. Ndërkaq, z. Shukri Jaxhid falënderoi zv.kryetarin Rama për mikpritjen, si dhe shprehu gatishmërinë që bashkëpunimi i deritanishëm të vazhdojë edhe më tutje. Të dyja palët u dakorduan për mundësinë e thellimit të bashkëpunimit në fushën e arsimit. *(R.S).*



# Sekretari Sadriu priti në takim z.Tekçam

*Prishtinë, 28 mars 2019*

Sekretari i përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, z. Ahmet Sadriu, priti në takim drejtorin gjeneral të medresesë Kartal Anadolu Imam Hatip Lisesi, z. Mithat Tekçam. Sekretari Sadriu e falënderoi mysafirin për vizitën, më pas e njohu edhe me punët dhe zhvillimet e Bashkësisë Islame. Ai gjithashtu e falënderoi mysafirin edhe për bashkëpunimin e mirë që kanë Medreseja e Kosovës me medresetë në Turqi.



Drejtori i medresesë "Kartal Anadolu" z. Tekçam, e falënderoi sekretarin Sadriu për pritjen, si dhe premtoi se bashkëpunimi i ndërsjellë ndërmjet medreseve do të vazhdojë edhe në të ardhmen.

Që të dyja palët ranë dakord që këtë vit, "Java e Shkencës" të mbahet në medresenë e mesme "Alauddin", dega në Prizren, më datë 22 prill 2019. *(R.S).*

# Kuvendi i BI-së së Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt

*Prishtinë, 30 mars 2019*

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës sot mbajti mbledhjen e rregullt, në të cilën veç anëtarëve të Kuvendit mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava.



Mbledhjen e hapi kryetari i Kuvendit dr.Ajni Sinani, i cili kuvendarëve u shprehu mirëseardhje duke falënderuar për punën dhe angazhimin permanent të secilit anëtar të Kuvendit. Ai po ashtu u lut për shpirtin e Kasim ef. Gërgurit, drejtor për financa në Kryesinë e BIRK-ut me një El fatiha.

Më pas një fjalë rasti para të pranishmëve e mbajti kryetari i BIRK-ut, Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili paraprakisht theksoi: "Është tepër e rëndë për ne pasi që para pak ditësh u ndamë nga dy shokët tanë me të cilët kemi bashkëpunuar për vite të tëra, nga njeriu i lapsit, prof. Qemajl Morina, i cili kontribuoi gjatë tërë kohës që punoi në Kryesinë e BIRK-ut por edhe në FSI sa ishte profesor dhe dha një kontribut të jashtëzakonshëm. Por edhe para vetes kemi materialin që e ka përgatitur vetë tashmë i ndjeri Kasim ef. Gërgurit drejtor për financa në Kryesinë e BIRK-ut, ata tashmë kanë kaluar në ahiret dhe lutim Zotin që t'i shpërblejë për mundin dhe kontributin e tyre në të mirë të Islamit dhe myslimanëve, ata lanë një zbrazëtirë të madhe në institucionin e BIRK-ut..."

Ai po ashtu kërkoi nga anëtarët e Kuvendit që të japin kontributin dhe të japin sugjerimet dhe vërejtjet që kanë dhe që së bashku të kontribuojnë për avancimin dhe shtyrjen e proceseve përpara.

Kuvendarët diskutuan për shqyrtimin dhe miratimin e Raportit për Kryesinë e BI-së së Kosovës për periudhën janar-dhjetor 2018, për raportin e komisionit financiar të Kuvendit të BIRK-ut, bënë shqyrtimin dhe miratimin e Pasqyrës për të hyrat dhe të dalat e Kryesisë (Llogaritë përfundimtare) për vitin 2018, si dhe të ndryshme. *(R.S).*

# Dua hatmeje në Xhaminë e Madhe në Ferizaj

*Prishtinë, 29 mars 2019*

Kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i shoqëruar nga kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Ajni ef. Sinani, zëvendëssekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma, si dhe nga zv.kryeimami i Kosovës, Fatmir ef. Iljazi, morën pjesë në duanë e hatmes, e cila u mbajt në Xhaminë e Madhe në Ferizaj.

Në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt, të pranishmit i përshëndeti kryetari i këtij Këshilli, Bujar ef. Hasani, i cili e përgëzoi dhe e uroi imamin Mustafë ef. Ahmeti për punën e palodhshme që po bën me nxënësit e kësaj xhamie.

Në emër të Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, një fjalë përshëndetëse mbajti kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, Ajni ef. Sinani, i cili solli përshëndetjet dhe përgëzimet e Myftiut Tërnava për nxënësit dhe prindërit e tyre për këtë të arritur, si dhe e përgëzoi hoxhën Mustafë Ahmeti për punën e tij. Ai ndër të tjerash përmendi hadithin e Pejgamberit a.s., i cili ka thënë: "Më i miri prej jush është ai i cili e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve."

Më pas, ligjëratën kryesore e mbajti kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili vlerësoi dhe çmoi lart punët dhe takimet e tilla. "Leximi i Kuranit do të jetë kurorë në botën tjetër për prindërit dhe mësuesit e këtyre nxënësve. Allahu e bëri këtë Kuran dritë dhe shpëtim për mbarë njerëzimin,- tha ndër të tjerash kryeimami Bajgora.

Ai ndër të tjerash përgëzoi prindërit, mësuesit dhe hoxhallarët tanë, të cilët arritën që të mbajnë gjallë dashurinë për fenë islame edhe në kohën kur po vuanim nga ateizmi dhe kur menduam se fesë i erdhi fundi.

"Hadithe të shumta flasin rreth vlerës dhe rëndësisë së mësimit të Kuranit përmendsh, por unë do ta veçoja një, i cili thotë: "Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson atë të tjerëve". Ne lusim Zotin që tubime të tilla të bereqetshme të ketë gjithmonë në çdo kohë, ne dëshmojmë që zemrat tona pulsojnë me dashurinë për Allahun, andaj pikësynim i vetëm yni duhet të jetë arritja e kënaqësisë së Allahut. Lusim Zotin që këta fëmijë të jenë shkaktarë që edhe familjet e tyre e edhe fëmijët e tyre në të ardhmen të kenë të dashur fjalën e Zotit",- përfundoi fjalën e tij kryeimami Bajgora.

Ceremonia e duasë së hatmes vazhdoi me shpërndarjen e certifikatave për nxënësit që kanë përfunduar leximin e Kuranit e që ishin: Andi Elezi, Anita Spahiu, Elsa Terziu, Erza Kamberi, Ersan Jashari, Sara Neziri, Jetmira Thaqi dhe Fatnora Ceka. Duanë e hatmes e bëri hoxha i nderuar Adem ef. Hoxha, ndërsa në fund Këshilli i BI-së së Ferizajt i dha mirënjohje imamit të kësaj xhamie Mustafë Ahmeti. Pas përfundimit të ceremonisë së duasë së hatmes, kryeimami i Kosovës Sabri Bajgora mbajti hytbenë e xhumasë, në të cilën ligjëroi temën: "Ndodhia e Israsë dhe Miraxhit, obligueshmëria e faljes së namazit".

Ai foli rreth vlerës dhe rëndësisë që ka kjo natë, duke përmendur dhuratën kryesore të kësaj nate, e që është obligueshmëria e faljes së namazit.

"Pejgamberi a.s. ishte mysafir për ta qetësuar zemrën e tij, për t'i dhënë kurajë, për t'i treguar se është i përzgjedhuri për ta përcjellë mesazhin e Allahut. Nga ky vend i bekuar ne sot kemi dhuratën më të madhe, e që është namazi. Ne në namaz tregojmë përulësinë dhe nënshtrimin ndaj Zotit, aty jemi më së afërmi Allahut fuqiplotë. Namazi është një lidhje e pashkëputshme e robit me Krijuesin e tij, ndaj edhe këshilla e fundit e Pejgamberit a.s. kur po bëhej gati për të kaluar në ahiret ishte namazi, namazi, umeti im, umeti im. Lusim Zotin e Madhëruar që për hir të kësaj nate, të na i pranojë të gjitha namazet, lutjet dhe punët e mira që ne i bëjmë." *(R.S).*



# Ekrem Simnica u prit në Ministrinë e Diasporës

Më 11. 03. 2019, në Ministrinë e Diasporës dhe Investimeve Strategjike, drejtori për Diasporë në Bashkësinë Islame të Kosovës Ekrem Simnica u prit nga zv.ministri, z. Çerim Bajrami. Është biseduar për disa çështje të rëndësishme që kanë të bëjnë me pjesëtarët e besimit islam në diasporë, në lidhje me të drejtat dhe kërkesat e tyre ndaj Republikës së Kosovës, përkatësisht ndaj Ministrisë së Diasporës dhe ndaj organeve të Bashkësisë Islame. U dakordua të mbahen kontakte të vazhdueshme dhe për bashkëpunim. *(R.S).*



# Mbahen garat e Kuranit për hafëze në Jordan

*Prishtinë, 18 mars 2019*

Nga data 9 deri më 14 mars, në Mbretërinë Hashimite të Jordanit, u mbajt edicioni i 14-të i Garave Ndërkombëtare të Kuranit për femra. Bashkësia Islame e Kosovës për herë të parë në këto gara u përfaqësua nga një hafëze, znj.Vildane Zeqiri. Vildane Zeqiri shprehet e nderuar dhe e privilegjuar për përfaqësimin e Bashkësisë Islame të Kosovës në këto gara. "Falënderoj fillimisht Allahun fuqiplotë për të gjitha mirësitë dhe sukseset, pastaj një falënderim të veçantë ua dedikojë të gjithë atyre që ishin shtytës e mbështetës për të arritur deri te ky synim e një falënderim të veçantë ia dedikoj edhe Fakultetit të Studimeve Islame, që më ka mbështetur në çdo moment. Për mua ka qenë nder dhe privilegj të jem prezantuese e Bashkësisë Islame të Kosovës në këto gara, në të cilat morën pjesë 40 shtete garuese nga e gjithë bota. Ndihem e gëzuar për pjesëmarrjen për herë të parë të Kosovës në këto gara, sepse tashmë të gjithë pjesëmarrësit kanë sadopak njohuri rreth Kosovës dhe popullit të saj". Përfaqësuesja e Kosovës, hafëze Vildane Zeqiri, në këto gara u dekorua me një mirënjohje, të cilën ia dhuroi kryetari i Vakëfit, Abdunasir abu Basar, i cili shprehu mirënjohje dhe falënderim të veçantë për pjesëmarrjen e Kosovës në këto gara. Vendi i parë në këto gara i takoi shtetit të Sudanit, i dyti nga Filipinet, ndërsa i treti Turqisë. *(R.S).*



# Marsi - muaji i historisë së gruas

Në ambientet e Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë, më datë 28.03.2019, u mbajt paneli diskutues për nder të muajit të historisë së gruas me temën: "Marsi - muaji i historisë së gruas"

Hapja e panelit u bë me leximin e disa ajeteve kuranore nga Ibadete Kosumi - Bryma. Pastaj duke vazhduar me prezantimin e panelit dhe panelisteve nga prezantuesja Hava Fetahu - Krasniqi.

Paneli diskutues ka përfshirë një diskutim modest për:

1. Rrethanat sociologjike të gruas kosovare përgjatë historisë
2. Rolin e Departamentit të Gruas dhe rëndësinë e aktiviteteve që zhvillon
3. Medresenë e vajzave, historinë, zhvillimin dhe ndikimin e saj pozitiv në shoqëri
4. Fakultetin e Studimeve Islame, si institucioni më i lartë arsimor islam në Kosovë
5. Institutin e Hifzit dhe mësimeve fetare, rolin e gruas në ruajtjen e traditës islame dhe tematika të tjera për interesin e gruas.

Paneliste ishin:

1. Prof. mr. Besa Ismaili: Gratë dhe fetarja përgjatë historisë.
2. Dr. Hatixhe Ahmedi: Femra shqiptare si hafize dhe teologe, roli i saj në edukimin e brezave.
3. Mr. Vaxhide Bunjaku: Puna dhe kontributi i gruas brenda BIK-ut - vlerë për shoqërinë.
4. Mr. Muzaqete Kosumi: Kontributi i Medresesë "Alauddin" në arsimimin dhe edukimin e vajzave.

Prof. mr. Besa Ismaili në temën e saj ndër të tjera, ajo theksoi: 'Përkundër faktit që Kosova kishte një presidente femër duke shënuar një shembull për rajonin dhe më gjerë dhe që 30% të parlamentarëve janë gra, në Kosovë vetëm 6,5 % e bizneseve janë pronë e grave, gratë nuk trashëgojnë pasuri familjeje në 90% të rasteve, papunësia e grave është 70% (45% është papunësia e përgjithshme në RKS sipas UNDP). Në 38 komunat e Kosovës, nga 320 drejtoritë që kanë, gratë vetëm në 20 prej tyre mbajnë postet drejtuese të drejtorive. Sektori i sigurisë me 0,5 % përfaqësim gjinor. Vetëm 27.3 % të diplomuara (meshkuj 60.6%).'

Ndërsa dr. Hatixhe Ahmedi përmendi disa ngjarje me rastin e hafizëve të familjes Ahmedi, si dhe moshën kur bëheshin hafizë prej moshës 9 deri në moshën 15-vjeçare, duke treguar se sa të rëndësishëm e kishin Kuranin dhe mësimet e tij, po ashtu edhe nxënien përmendsh dhe veprimin me të.

Paneli vazhdoi me prezantimin e aktiviteteve dhe punës së DG-së. Një elaborim mjaft të arrirë e bëri mr.Vaxhide Bunjaku, duke thekuar se: "Feja Islame i kushton rëndësi të veçantë femrës dhe i jep pozitë të lartë në shoqëri. Duke e ditur rolin e gruas në shoqëri dhe mundësinë e lëvizjes për ndryshim, lindi ideja për themelimin e Departamentit të Gruas në kuadër të BIK-ut.

Paneli diskutues përfundoi me prezantimin e mr. Muzaqete Kosumit, e cila foli për kontributin e Medresesë "Alauddin" në arsimimin dhe edukimin e gruas si dhe një histori dhe prezantim të shkurtër të FSI-së dhe aktiviteteve që bën ky institucion.

Ajo, ndër të tjera, tha: "Detyrë kryesore e çdo myslimani është që të zotërojë njohuritë e nevojshme dhe të sakta mbi çështjet e fesë. E ku mund të zotërohet Islami më mirë dhe më saktë se tek Medreseja, tempulli i dijes, moralit dhe edukatës me dekada."

Krejt në fund, u shpërnda edhe fletushka e përmbledhjes së punës së Departamentit të Gruas, si dhe disa libra të botuar nga BIK-u si dhe monografia e FSI-së, si dhe u shtrua një koktej rasti nga nikoqiri i këtij paneli diskutues, pra, nga FSI-ja.

Muaji i historisë së gruas është muaji që nxjerr në pah kontributet e grave në ngjarjet në histori dhe shoqërinë bashkëkohore. Ky muaj fillimisht është shënuar në Shtetet e Bashkuara, Mbretërinë e Bashkuar dhe Australi, që korrespondon me Ditën Ndërkombëtare të Gruas më 8 mars, për t'u përhapur pastaj edhe në vende të tjera të botës.

*Pergatiti: Muzaqete Kosumi*



# U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës “Dituria islame”

*Prishtinë, 26 mars 2019*

U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës “Dituria islame”, në të cilën u analizuan numrat 338-339. Mbledhjen e hapi kryeredaktori i revistës dr. Ajni Sinani, i cili falënderoi anëtarët e redaksisë duke çmuar punën dhe angazhimin e secilit anëtar të redaksisë që revista të dalë sa më kualitative dhe sa më shpejtë të jetë në dorë të lexuesit.

Më pas anëtarët e redaksisë gjatë mbledhjes shfaqën mendimet, sugjerimet si dhe propozimet që revista Dituria Islame të mbajë trendin e zhvillimeve dhe të vazhdojë me reflektimin dhe analizat e situatës në të cilën ndodhet populli ynë si dhe gjendja e islamit në përgjithësi. *(R.S).*



# Rexhep Suma mbrojti temën e masterit në Fakultetin e Studimeve Islame

Më 04.03.2019, në FSI në Prishtinë, kandidati Rexhep Suma, mbrojti me sukses temën e masterit me titull “Thirrja Islame mes tradicionales dhe modernes”. Komisioni ishte në përbërje prof. ass. dr. Musa Vila, kryetar, prof. dr. Nazmi Maliqi, anëtar, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, mentor. Fillimisht, kryetari i komisionit, prof. ass. dr. Musa Vila, lexoi raportin e komisionit vlerësues të temës së paraqitur nga kandidati Rexhep Suma.

Në vazhdim fjala iu dha kandidatit, i cili bëri paraqitjen e ekspozesë së temës së masterit.

Ai këtë punim e kishte ndarë në katër kapituj, në kapitullin e parë ka sqaruar nocionin da’ve nga aspekti etimologjik dhe terminologjik në frymën e zhvillimeve bashkëkohore. Kapitulli i dytë trajton metodologjinë tradicionale dhe moderne të thirrjes islame. Ndërsa në kapitullin e tretë trajton marrëdhëniet dhe komunikimin me jomyslimanët në kohën e të Dërguarit a.s. dhe në kohën bashkëkohore, kurse në kapitullin e fundit kandidati trajton çështjen “Islami përballë fenomeneve bashkëkohore dhe nevoja për fikhun e prioriteteve”.



Pas përfundimit të elaborimit nga ana e kandidatit, komisioni parashtroi disa pyetje për kandidatin dhe në fund e vlerësoni me vlerësim të shkëlqyer si dhe rekomandoi botimin e temës. *(Remzi Nura)*

# Dy familje bëhen me shtëpi të re

Duke falënderuar Allahun për mundësitë që ia ka dhënë, donatori i Shoqatës Humanitare Bereqeti Haxhi Enver Bikliqi nga Janjeva, i cili qe sa vite kontribuon për skamnorë, ai me një kënaqësi të pa përshkruar ia dorëzoi çelësin familjes së të ndjerit F.S. nga Hajvalia. Çelësin ia dorëzoi të amës me katër jetim, në mënyrë që edhe këta katër bonjak të jetojnë me dinjitet dhe pak a shumë të ua zbusin mungesën e prindit të ndjerë. Në këtë ceremoni përveç donatorit në fjalë që ishte i shoqëruar nga bashkëshortja e tij, morën pjesë edhe kryeimami i Republikës së Kosovës Sabri ef. Bajgora i shoqëruar nga udhëheqja e SHHB Bereqeti dhe nga kryetari i Bashkësisë Lokale të Hajvalisë z. Ilmi Vitia. Vlen të theksohet se kjo është shtëpia e dytë me radhë që donatori h. Enver Bikliqi investoi për ndërtimin e shtëpive për skamnor dhe jetim. Më parë ai ua dorëzoi çelësin e shtëpisë familjes katër anëtarësh të F.B. nga Svirca e Dardanës. Gjithashtu haxhi Enver Bikliqi ka disa vite që kontribuon për skamnor me sasi të mjaftueshme të miellit. Vetëm për vitin 2018 ka kontribuar me një sasi mbi 5000 kg miell.



*(F. Flugaj, XH. Fazliu).*

# Familja Rukovci dhuron makinë transporti për xhaminë e Hajvalis

Zejnullah Mehdi Rukovci me familje i dhuruan një kombi bus- makinë transporti xhamisë në Hajvali për nevojat e ndryshme të komunitetit të kësaj xhamie. Dëshira dhe vullneti për t'i shërbyer humanitetit njerëzor, nga zotëri Zejnullahu i cili jeton dhe punon në diasporë kësaj radhe ishte dhurimi i një kombi-bus, përderisa kontributet e kësaj familje dhe familjeve tjera në diasporë që kanë vlera kombëtare dhe fetare kanë qenë dhe janë të vazhdueshme. Kjo familje edhe në të kaluarën ka kontribuar si në aspekt kombëtar gjithashtu edhe në aspekt fetar. Neve nuk na mbetët diç tjetër vetëm se ta lusim Allahun që shembulli i këtyre bamirësve të shtohet dhe Allahu tua shpërblej këtyre dhe të gjithë humanitarëve dhe t'i begatojë nga begatit e Tij të pa fundme!




*(Xh. Fazliu)*

Merhum

# Kaloi në ahihet reformatori i periodikut të Bashkësisë Islame të Kosovës Profesor Qemjal Morina 1951 - 2019

Më 22 shkurt 2019, në Prishtinë, ndërroj jetë pedagogu, publicisti, shkencëtari e udhëheqësi ynë i shquar, Qemajl Morina.

Profesor Qemajli tërë veprimtarinë e tij jetësore ia kushtoj Bashkësisë Islame të Kosovës, respektivisht institucioneve të saj, në të cilat ka dhënë një kontribut shumë të çmuar, sidomos në veprimtarinë botuese, në periodikun e Bashkësisë Islame, në Fakultetin e Studimeve Islame, si dhe në kultivimin e dialogut dhe mirëkuptimit ndërfetar.



**Biografi**

Lindi më 1951 në fshatin Hodonovc të Kamenicës. Rrjedh nja një familje me traditë fetare. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë. Si nxënës i medresesë qe ndër të dalluarit, i përkushtuar në mësime, i qetë dhe i pasionuar pas leximit të literaturës. Pas përfundimit të medresesë, studimet e larta i vazhdoi në Fakultetin e Filologjisë në Universitetin "Umduruman" në Sudan, ku edhe diplomoi më 1976, ndërkaq studimet pasuniversitare i mbaroi në Universitetin e Kajros (1979).

Gjatë studimeve në Kajro, profesor Qemajli tregoi interesim për të kaluarën tonë, kështu ai hulumtoi në Arkivin e Kajros trajtimin e Lidhjes së Prizrenin në shtypnin egjiptian, për të cilën profesori për herë të parë ka botuar studimin e tij në Konferencën për 100-vjetorin e kësaj ngjarjeje në vitin 1978, kurse gjatë viteve të studimeve pikërisht për Lidhjen e Prizrenit ka hulumtuar në arkivat e Kajros dhe na ka lënë si trashëgim veprën e rëndësishme dhe me vlerë “Lidhja Shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian”.

Pas studimeve (1980 - 1989) ka punuar në Bengazi në detyrën e sekretarit dhe përkthyesit në Ministrinë e Shëndetësisë të Libisë. Më 1990 është punësuar në Kryesinë e Bashkësinë Islame të Kosovës, si bashkëpunëtor profesional për shtyp dhe po atë vit emërohet kryeredaktor i revistës "Dituria islame", në të cilin post qëndroi deri në vitin 1996. Me ardhjen e profesor Qemajlit në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, respektivisht në krye të sektorit për veprimtari botuese nisi një periudhë e re në këtë fushë duke krijuar kushte e premisa për zhvillimin e saj të mirëfilltë.

Ndërsa, që nga momenti kur u vu në krye të revistës “Dituria islame”, profesor Qemajli me përkushtimin dhe vizionin e tij, e ngriti revistën në nivele të tjera duke e hapur ndaj shtresës intelektuale të vendit, ndaj të rinjve dhe duke ruajtur me kujdes edhe brezin e parë të autorëve në literaturën islame në gjuhën shqipe.

Me të marrë këtë detyrë, prof. Qemajli iu përvesh punës me përkushtimin më të madh që besimin e dhënë nga Kryesia ta arsyetonte dhe punën ta realizonte sa me më shumë sukses. Nëse vështrojmë me kujdes botimin e revistës “Dituria islame” nën udhëheqjen e profesor Qemajl Morinës, lehtësisht mund të nxjerrim përfundimin se kontributi i prof. Qemajlit qoftë si autor, qoftë si kryeredaktor, qoftë si menaxher dhe ofrues i kuadrove dhe bashkëpunëtorëve, ndër këto vite dhe sidomos në vitet e nëntëdhjeta, është i jashtëzakonshëm, është determinues, i prekshëm dhe shumëdimensional. Së pari, prof. Qemajli u krijoi hapësirë dhe mundësi kuadrove të reja që të sprovonin veten në fushën e fjalës së shkuar, dhe në këtë drejtim arriti shumë suksese. Kjo është një meritë e pakontestueshme e prof. Qemajlit. Së dyti, prof. Qemajli me vizonin e tij mbajti afër vetes kuadrin e mëhershëm që kishte drejtuar e kontribuar në shtypin e Bashkësisë Islame të Kosovës, dhe me këtë ruajti vazhdimësinë dhe kontributin e gjeneratave . Kjo është një meritë tjetër e veçantë e prof. Qemajlit. Një kontribut të çmuar prof. Qemajli ka dhënë edhe në hapjen e “Diturisë islame” për shtresë më të gjerë intelektuale e akademike të Kosovës, të cilët pas rënies së sistemit monist dhe rrethanave të vështira nën okupimin serb, te revista “Dituria islame” gjetën si askund tjetër hapësirën, mundësinë dhe përkrahjen e duhur për t’u kontribuuar shkencës, kulturës, trashëgimisë dhe vendit të tyre, ndërsa te profesor Qemajli gjetën një bashkëpunëtor, bashkëmendimtar e bashkudhëtar të përkushtuar për këtë kauzë.

Ndërkaq, nga viti 2001 deri më 2016 ishte kryeredaktor i Revistës “Edukata islame”, e cila që në origjinë qe konceptuar si revistë fetare islame, ajo këtë mision e kreu me sukses. Mirëpo, me kalimin e kohës

dhe me krijimin e rrethanave të reja, e natyrshme që do të shtohen edhe kërkesat dhe kështu "Edukata islame" do të marrë edhe një dimension tjetër përtej atij fetar, duke u shndërruar në një tribunë të mendimit kulturor, arsimor, historik dhe shkencor.

Kjo u arrit falë kontributeve të shumë autorëve të shquar të dijes dhe shkencës, të cilët me kënaqësi vunë bashkëpunim me "Edukatën islame". Kjo hapje e "Edukatës islame" sidomos vërehet pas ardhjes së profesorë Qemajlit në krye të revistës "Edukata islame", ai revistës tani i ndërron formatin dhe dizajnin dhe revistës ia shton edhe emërtimin "revistë shkencore" dhe nga këtu "Edukata islame" shndërrohet në revistë shkencore, kulturore, islame.

Kontributi i prof. Qemajlit në periodikun e Bashkësisë Islame është i gjerë dhe u përket fushave e disiplinave të ndryshme me interes për islamologjinë, historinë, kulturën, publicistikën e deri te intervistat, reportazhet, kronikat e informatat dhe lajmet e shumta.

Përveç kësaj, profesor Qemajli një kontribut të çmuar ka dhënë në fushën e historisë e kulturës sonë kombëtare, përse ka bërë hulumtime në Londër në Institutin për Studime Orientale (1978), në Arkivin Qendror të Egjipt në Kajro (1976-1977) dhe në Arkivin Kombëtar të Libisë dega në Bengazi (1980-1982).

Ka qenë përfaqësues i Bashkësisë Islame të Kosovës në dosjen e Dialogut ndërfetar "Islamit dhe Krishterimit", gjatë viteve 1998-2013. Me shkrime merret që nga viti 1970, ka bashkëpunuar me një numër të konsiderueshëm të revistave shkencore që botohen te ne dhe jashtë, "Takvim-Kalendar", "Rilindja", "Jeta e re", "Përparimi", "Hëna e re", "Dituria islame", "el-Muxhtema", "et-Talib", "err-Rrisaletu", (Sudan), Al-Arab", (Bejrut}, "Gllasnik' "Preporod" {Sarajevë) "Drita islame" (Tiranë), Zëri etj. Ka të botuara këto monografi: Hoxhë Kadri Prishtina- mendimtar islam, Prishtinë (2000), Lidhja shqiptare e Prizrenit në shtypin egjiptian (1878-1881), (2007), Glosari i nocioneve fetare (islame, ortodokse, katolike dhe çifute) (2010).

Me gjithë veprimtarinë e shumanshme intelektuale e edukative, profesor Qemajli nuk u tregua asnjëherë indiferent lidhur me zhvillimet shoqërore, sidomos nga vitet e '80-ta e këndej. Në vitet e '90-ta dhe pas suprimimit të subjektivitetit politik të Kosovës, profesori u ndodh përkrah prijësve të bashkësive fetare në Kosovë, duke u bërë pjesë e takimeve me delegacionet e huaja, pjesëmarrës në aktivitete ndërkombëtare, nëpër tribuna në të cilat do ta ngrinte zërin në mbrojtje të kombit të tij. Kurse me penën e tij dhe përmes shkrimeve që i botonte gjithandej në shtypin shqiptar dhe atë të huaj, ai denonconte haptazi dhunën dhe terrorin që po ushtronte pushteti serb jo vetëm në Kosovë, por edhe në Bosnjë, Sanxhak etj. Një kontribut të çmuar prof. Qemajli ka dhënë pa dyshim edhe në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, ku ishte një ndër themeluesit e këtij institucioni, ndër pedagogët e parë shumëvjeçarë deri në pensionim dhe prodekan dhe drejtues për më shumë se 17 vjet. Gjithashtu, profesor Qemajli ka drejtuar edhe revistën "Buletini" organ i këtij institucioni. I pamohueshëm është edhe kontributi i jashtëzakonshëm i profesor Qemajlit në inicimin dhe organizimin e një sërë konferencash, sesionesh shkencore e simpoziumeve në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, pa përmendur këtu pjesëmarrjen e tij gjithandej nëpër botë në këso aktivitetesh. Ka Ligjëruar Gjuhën arabe në Katedrën e Orientalistikës të Fakultetit të Filologjisë (1990-1992), ndërsa që nga hapja e FSI-së në Prishtinë (1992) ligjëron lëndën e Gjuhës arabe, këtu përveç si pedagog kreu edhe detyrën e prodekanit (1992-2011)

*R. Shkodra*



## Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të liratë punës:

**Arkëtar**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

## Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata shëndetësore;
- Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
- CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
- Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

## Vërejtje:

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Rahovec.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursiështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

## Këshilli i Bashkësisë Islame i Malishevës

Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirëtë punës:

**Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Shkozë**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve, vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.

## Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
- Certifikata e lindjes;
- Certifikata shëndetësore;
- Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
- Vërtetimi për përvojën e punës;
- Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
- CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
- Letërnjoftimi (fotokopje).

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

## Vërejtje:

- Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Malishevë.
- Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.
- Konkursiështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

| | | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | | AUTOR: AGIM GASHI | FOTO 1 | AJO QË KA ARRITJET MË TË MIRA | JETËSORE | REGJISORI SHQIPTAR, GËZIM | KLUB FUTBOLLI ITALIAN | ITALIA | TRUP QIELLOR | QË NUKËSHTË E RREZIKUAR | BILETA, TALONI |
| | | | | | | UDHËHEQJET | | | | | | | | | |
| | | | | | | BANORI I EPIRIT | | | | | | | | | |
| | | | | | | I NJË SHKENCE EKZAKTE | | | | | | | | | |
| | | | | | | KARROCË E HAPUR E TËRHEQUR PREJ KUAJSH | | | | | | EUROPEAN GROUP OF ETHICS | | | |
| | | | | | | VEND BREGDETAR SHQIPTAR | | | | | NËNA, MAMAJA | NJË NGA TË DËRGUARIT<br>------------<br>ECJE USHTARAKE *(sh.pashq.) | | | |
| | | | | | | 50 ROMAK | | QË KA ERË TË MIRË<br>------------<br>KRAHU | | | | | | | |
| | FOTO 2 | GARË E MADHE SPORTIVE | SAJIM, KRIJIM | ENERGJIA | SHTYJ KOHËN | MUHAMED ALI<br>------------<br>INFINITE IMPULS RESPONSE | | | VEND NË JAPONI<br>------------<br>I AKUZUAR | | | | | | VËNIE E NOTËS |
| LIDHJA E NGUSHTË | | | | | | | | | | EMËR M.<br>------------<br>JANË (ang.) | | | | | |
| ALABAMA | | | | GJITAR SHUMË I GJATË<br>------------<br>TIK ... | | | | | | | SHKODRA<br>------------<br>D.SH. | | SHKRONJË GREKE<br>------------<br>DHANORJA E YT | | |
| SYZA | | | | | | | | EMËR M.<br>------------<br>LLOJ GJITARI | | | | | | TONI<br>------------<br>NOTË MUZIKORE | |
| JO TRASHË | | | | | | SENSITIVITET<br>------------<br>PJESËTARI I NJË FISI ILIR | | | | | | | | | |
| ZË KOS | | | | | PESHË E ENËS<br>------------<br>MIK | | | | | | KAM ETJE | | | | |
| AGIM (dim.) | | | | GJERMANIA<br>------------<br>GRUP GJAKU | | | ESAT STAVILECI<br>------------<br>EMËR I H. MASHKULLI | | | | | | | | |
| DY ZANORE | | | | | | | | UNIONI<br>------------<br>SHKRONJA E PARAFUNDIT | | | | | | | |
| REPUBLIKA DEMOKRATIKE | | | LLOJ MINERALI | HIRI I CIGARES<br>------------<br>TALATI | | | | | | | | | | | |
| QELQ | | | | | | | | RADIUSI<br>------------<br>ORGANIZATË TERRORISTE SPANJOLLE | | | | | | | |
| URANI | | URANIVIZIVE<br>------------<br>E.F. | | | | | | | 2 ROMAK | | | | | | |
| E VËRTETA | | | | | | | | | | | | | | | |
| KOHA E AKSHAMIT DHE NGRËNIES NË RAMAZAN | | | | | | | PËREMËR VETIR | | | | | | | | |



# LUTJA PËR VIKTIMAT E SULMIT TERRORIST NË DY XHAMI NË ZELANDËN E RE

*O Allahu ynë,*

*Robërit e Tu iu përgjigjën thirrjes Sate për ta përmbushur detyrimin, erdhën në shtëpitë e Tua për të shprehur përulësinë e tyre para Teje, andaj fali dhe mëshiroji të vrarët duke ua bërë Xhennetin vendbanim të tyre, të lënduarit shëroji dhe jepu shëndet, kurse familjarëve të tyre jepu forcë dhe durim për ta përballuar këtë fatkeqësi!*

*O Allahu ynë,*

*Ne begato me siguri dhe paqe, na ruaj nga ata që duan të bëjnë fesat, nga ata që nuk kursejnë as të pafajshmit, as fëmijët e madje as shtëpitë e Tua! Mos lejo që zëri i tyre frikësues të dominojë mbi zërin tonë paqësor, mbi lutjet tona, mbi jehonën paqësore të Fjalës Sate!*

*O Allahu ynë,*

*Ruaje vendin dhe popullin tonë nga çfarëdo e keqe, nga çfarëdo e lige që dashakëqijtë e mendojnë për ne. Bëna prej robërve të Tu të sinqertë e të përkushtuar, të cilët janë të mëshiruar me mësimet e Librit Tënd, me mësimet e të Dërguarit Tënd, bëna prej atyre që "…kur të paditurit i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: Paqe qoftë!*

